


وَمَا لَنَا لَا نُؤۡمِنُ بِٱللَّهِ وَمَا جَآءَنَا مِنَ ٱلۡحَقِّ وَنَطۡمَعُ أَن يُدۡخِلَنَا
رَبُّنَا مَعَ ٱلۡقَوۡمِ ٱلصَّٰلِحِينَ ٨٤ فَأَثَٰبَهُمُ ٱللَّهُ بِمَا قَالُواْ جَنَّٰتٖ
تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَاۚ وَذَٰلِكَ جَزَآءُ
ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٨٥ وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَكَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَآ أُوْلَٰٓئِكَ
أَصۡحَٰبُ ٱلۡجَحِيمِ ٨٦ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تُحَرِّمُواْ
طَيِّبَٰتِ مَآ أَحَلَّ ٱللَّهُ لَكُمۡ وَلَا تَعۡتَدُوٓاْۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يُحِبُّ
ٱلۡمُعۡتَدِينَ ٨٧ وَكُلُواْ مِمَّا رَزَقَكُمُ ٱللَّهُ حَلَٰلٗا طَيِّبٗاۚ
وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ ٱلَّذِيٓ أَنتُم بِهِۦ مُؤۡمِنُونَ ٨٨ لَا يُؤَاخِذُكُمُ ٱللَّهُ
بِٱللَّغۡوِ فِيٓ أَيۡمَٰنِكُمۡ وَلَٰكِن يُؤَاخِذُكُم بِمَا عَقَّدتُّمُ ٱلۡأَيۡمَٰنَۖ
فَكَفَّٰرَتُهُۥٓ إِطۡعَامُ عَشَرَةِ مَسَٰكِينَ مِنۡ أَوۡسَطِ مَا تُطۡعِمُونَ
أَهۡلِيكُمۡ أَوۡ كِسۡوَتُهُمۡ أَوۡ تَحۡرِيرُ رَقَبَةٖۖ فَمَن لَّمۡ يَجِدۡ فَصِيَامُ
ثَلَٰثَةِ أَيَّامٖۚ ذَٰلِكَ كَفَّٰرَةُ أَيۡمَٰنِكُمۡ إِذَا حَلَفۡتُمۡۚ وَٱحۡفَظُوٓاْ
أَيۡمَٰنَكُمۡۚ كَذَٰلِكَ يُبَيِّنُ ٱللَّهُ لَكُمۡ ءَايَٰتِهِۦ لَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ٨٩
يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِنَّمَا ٱلۡخَمۡرُ وَٱلۡمَيۡسِرُ وَٱلۡأَنصَابُ وَٱلۡأَزۡلَٰمُ
رِجۡسٞ مِّنۡ عَمَلِ ٱلشَّيۡطَٰنِ فَٱجۡتَنِبُوهُ لَعَلَّكُمۡ تُفۡلِحُونَ ٩٠



84 Çfarë mund të na pengojë që të besojmë tek Allahu dhe tek e Vërteta që Ai e zbriti nëpërmjet Muhamedit ﷺ?! Ndërkohë ne shpresojmë që të hyjmë në Xhenet bashkë me profetët e ndjekësit e tyre, duke qenë të bindur ndaj Allahut e të druajtur prej dënimit të Tij!

85 Allahu i shpërbleu ata për besimin e tyre dhe për pranimin e së Vërtetës me Xhenete, nën pallatet dhe pemët e të cilëve rrjedhin lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Ky është shpërblimi për vepërmirët, për pasimin e së Vërtetës dhe për nënshtrimin e tyre ndaj Tij pa asnjë kompleks dhe kusht.

86 Ata që e mohojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, që i mohojnë argumentet e Allahut, të cilat ia zbriti të Dërguarit të Vet, ata janë destinuar të qëndrojnë në Zjarrin përcëllues, prej të cilit nuk do të dalin kurrë.

87 O ju që keni besuar! Mos i ndaloni kënaqësitë e lejuara prej ushqimeve, pijeve e martesës asketizmi! Mos hiqni dorë prej tyre në shenjë asketizmi e adhurimi dhe mos i tejkaloni kufijtë e atyre që jua ka ndaluar Allahu. Allahu nuk i do ata që i tejkalojnë kufijtë e vënë prej Tij, madje Ai zemërohet me ta.

88 Hajeni atë që Allahu jua ka mundësuar me furnizimin e Tij, nëse ai është hallall (i lejuar) e i mirë dhe jo nëse është haram, si ai që merret me dhunë apo me poshtërsi. Kijeni frikë Allahun duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej ndalimeve të Tij! Allahu është Ai të Cilit i besoni dhe besimi juaj ndaj Tij ju detyron që t'i druheni Atij.

89 Allahu nuk ju kërkon llogari, o besimtarë, për betimet tuaja të paqëllimshme, për të cilat ju rrëshqet gjuha, por Ai do t'ju marrë në llogari për ato që ju i keni bërë qëllimisht, me zemër dhe nuk i mbani. Megjithatë, Allahu jua fshin gjynahun për betimin e pambajtur, nëse e shlyeni në njërën prej këtyre mënyrave: duke dhënë rreth 2.4 kg ushqim normal për secilin nga dhjetë nevojtarë të vendit tuaj, ose duke u dhënë atyre veshje normale, ose duke liruar një besimtar nga robëria. Nëse nuk keni mundësi për asnjërën nga këto të tria, atëherë shlyeni duke agjëruar tri ditë të njëpasnjëshme. Kjo që u përmend do të jetë shlyerje për betimin që keni bërë, o besimtarë, nëse jeni betuar në Allahun dhe nuk e keni mbajtur atë. Ruajini premtimet tuaja, duke mos bërë betime të rreme dhe të shumta! Mos e thyeni betimin, përveç kur mosmbajtja e saj do të ishte mirësi. Në këtë rast, bëni mirësinë dhe lëreni betimin. Kështu siç ju sqaroi shpagimin e betimeve tuaja, Allahu ju sqaron të gjitha dispozitat e Tij të qarta të hallallit dhe të haramit. Tani ndoshta ju do të tregoheni mirënjohës ndaj Allahut, që ju mësoi atë që nuk e dinit.

90 O besimtarë! Lëndët dehëse, të cilat turbullojnë mendjen; bixhozi, i cili u sjell humbje palëve që luajnë; altarët ku idhujtarët bënin kurban në shenjë madhërimi e adhurimi ndaj idhujve; dhe falli nëpërmjet shigjetës, të cilin e përdornin për të kërkuar fatin e caktuar në dijen e fshehtë të Allahut; të gjitha këto janë gjynahe të zbukuruara prej shejtanit, prandaj largohuni prej tyre, në mënyrë që të gëzoni një jetë me nder në këtë botë, si dhe mirësitë e Xhenetit në botën tjetër.

**Mësime nga ajetet:**

- Urdhri për përdorimin e të mirave të Zotit dhe lënien e të këqijave.
- Mosmarrja në konsideratë e betimit të paqëllimtë dhe marrja në llogari për atë betim që bëhet qëllimisht dhe me zemër, për ta bërë apo për të mos e bërë diçka.
- Sqarimi se shpagimi për betimin bëhet: me dhënien ushqim dhjetë nevojtarëve, veshjen e tyre ose lirimin e një robi besimtar. Nëse njeriu nuk i ka mundësitë të bëjë njërën prej këtyre, atëherë mund ta shlyejë betimin e tij duke agjëruar tre ditë të njëpasnjëshme.
- Ajeti, në të cilin Allahu i Madhëruar thotë: "O besimtarë! Lëndët dehëse..." është ajeti i fundit që ka zbritur në lidhje me çështjen e alkoolit dhe konsiderohet tekst vendimmarrës në lidhje me ndalimin e tij.




إِنَّمَا يُرِيدُ ٱلشَّيْطَٰنُ أَن يُوقِعَ بَيْنَكُمُ ٱلْعَدَٰوَةَ وَٱلْبَغْضَآءَ
فِي ٱلْخَمْرِ وَٱلْمَيْسِرِ وَيَصُدَّكُمْ عَن ذِكْرِ ٱللَّهِ وَعَنِ
ٱلصَّلَوٰةِ فَهَلْ أَنتُم مُّنتَهُونَ ٩١ وَأَطِيعُوا۟ ٱللَّهَ وَأَطِيعُوا۟
ٱلرَّسُولَ وَٱحْذَرُوا۟ فَإِن تَوَلَّيْتُمْ فَٱعْلَمُوٓا۟ أَنَّمَا عَلَىٰ رَسُولِنَا
ٱلْبَلَٰغُ ٱلْمُبِينُ ٩٢ لَيْسَ عَلَى ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ
جُنَاحٌ فِيمَا طَعِمُوٓا۟ إِذَا مَا ٱتَّقَوا۟ وَّءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ
ثُمَّ ٱتَّقَوا۟ وَّءَامَنُوا۟ ثُمَّ ٱتَّقَوا۟ وَّأَحْسَنُوا۟ وَٱللَّهُ يُحِبُّ
ٱلْمُحْسِنِينَ ٩٣ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَيَبْلُوَنَّكُمُ ٱللَّهُ بِشَىْءٍ
مِّنَ ٱلصَّيْدِ تَنَالُهُۥٓ أَيْدِيكُمْ وَرِمَاحُكُمْ لِيَعْلَمَ ٱللَّهُ مَن يَخَافُهُۥ
بِٱلْغَيْبِ فَمَنِ ٱعْتَدَىٰ بَعْدَ ذَٰلِكَ فَلَهُۥ عَذَابٌ أَلِيمٌ ٩٤ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تَقْتُلُوا۟ ٱلصَّيْدَ وَأَنتُمْ حُرُمٌ وَمَن قَتَلَهُۥ
مِنكُم مُّتَعَمِّدًا فَجَزَآءٌ مِّثْلُ مَا قَتَلَ مِنَ ٱلنَّعَمِ يَحْكُمُ بِهِۦ ذَوَا
عَدْلٍ مِّنكُمْ هَدْيًۢا بَٰلِغَ ٱلْكَعْبَةِ أَوْ كَفَّٰرَةٌ طَعَامُ مَسَٰكِينَ
أَوْ عَدْلُ ذَٰلِكَ صِيَامًا لِّيَذُوقَ وَبَالَ أَمْرِهِۦ عَفَا ٱللَّهُ عَمَّا
سَلَفَ وَمَن عَادَ فَيَنتَقِمُ ٱللَّهُ مِنْهُ وَٱللَّهُ عَزِيزٌ ذُو ٱنتِقَامٍ ٩٥



91 Shejtani dëshiron që t'jua hijeshojë pijet dehëse dhe bixhozin, që të fusë armiqësi dhe urrejtje mes zemrave, si dhe t'i shmangë ato prej përmendjes së Allahut dhe faljes së namazit. Prandaj, a po i lini këto të këqija, o besimtarë?! Nuk ka dyshim se kjo është në dobinë tuaj, prandaj jepuni fund!

92 Dëgjojeni Allahun dhe të Dërguarin e Tij, duke i vënë në zbatim ato që feja ka urdhëruar e duke u larguar prej atyre që ajo i ka ndaluar! Nëse kundërshtoni, atëherë dijeni se për të Dërguarin është detyrë vetëm t'ju njoftojë për atë që Allahu ju ka urdhëruar, gjë të cilën e ka bërë. Nëse e pranoni udhëzimin, do ta keni për veten tuaj e nëse bëni keq, do ta keni përsëri për veten.

Pasi u urdhërua ndalimi i verës, disa besimtarë deshën të dinin si do të ishte halli i vëllezërve të tyre, të cilët patën vdekur muslimanë para se ajo të ndalohej. Atëherë zbriti ajeti në vijim:

93 Ata që patën besuar Allahun dhe patën bërë vepra të dobishme për t'u afruar tek Ai, nuk do të kenë gjynah për verën që patën konsumuar para se ajo të ndalohej. Kështu është nëse ata u largoheshin harameve, i ruheshin zemërimit të Allahut, besonin tek Ai dhe bënin vepra të mira në vazhdimësi, duke e shtuar bindjen se Allahu i vëzhgon, derisa e adhuruan Atë sikur ta kishin para syve. Allahu i do ata që e adhurojnë sikur janë duke e parë, sepse kështu e ndiejnë mbikëqyrjen e Tij të vazhdueshme mbi ta. Kjo e shtyn besimtarin që të përsosë veprat e tij.

94 O ju që keni besuar, Allahu ka për t'ju vënë në provë, duke ju afruar diçka prej gjahut kur të jeni në *ihram* (nijetin e haxhit apo të umres), qoftë duke i kapur të vegjlit e tyre me duart tuaja apo duke i gjuajtur të mëdhenjtë e tyre me armët tuaja. Këtë e bën për të nxjerrë në pah për ju, se kush prej jush i frikësohet Atij në fshehtësi, për shkak të besimit që ka në dijen e Allahut, duke hequr dorë prej gjuetisë nga frika prej Krijuesit të tij, të Cilit nuk i fshihet asnjë veprim. Kush i kalon kufijtë, duke gjuajtur ndërkohë që është në *ihram*, do të ketë një dënim të dhembshëm Ditën e Gjykimit, për shkak të gjynahut që ka kryer, duke kundërshtuar atë që Allahu ka ndaluar.

95 Kush vret gjah qëllimisht, si dënim ai duhet ta kompensojë me një kafshë të barasvlefshme (deve, lopë apo dhen) me gjahun që ka vrarë. Për të këtë duhet të gjykojnë dy burra të njohur për drejtësi nga mesi i muslimanëve. Pastaj, çfarëdo që të gjykojnë ata të dy, ai duhet ta zbatojë siç kërkohet, duke e dërguar kurbanin në Mekë dhe duke e therur pranë Qabes, ose duke e shpërndarë vlerën e kurbanit si ushqim për të varfërit rreth Qabes. Secilit prej tyre i jepet 2.4 kg prej tij ose shkelësi e kompenson duke agjëruar një ditë në vend të çdo sasie ushqimi që duhet të japë. E gjithë kjo bëhet në mënyrë që vrasësi i gjahut ta vuajë ndëshkimin për atë që ka bërë.

Allahu i ka falur ato që kanë ndodhur para se të ndalohej gjahu në gjendje *ihrami*. Kush i kthehet gjuetisë në *ihram*, pasi ajo është ndaluar, le ta dijë se Allahu do ta ndëshkojë atë. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Pamposhtur. Prej Fuqisë së Tij është se Ai i ndëshkon ata që e kundërshtojnë, nëse dëshiron, dhe asgjë nuk mund ta pengojë për këtë.

### Mësime nga ajetet:

- Mosqortimi i dikujt i cili ka bërë diçka që është ndaluar më vonë apo ka bërë diçka të ndaluar, por që nuk i ka arritur akoma informacioni për ndalimin e saj.
- Ndalimi i gjuetisë për atë që është në *ihram* për Haxh apo për Umre, si dhe sqarimi i kompensimit për të.
- Prej urtësisë së Allahut të Lartmadhërishëm në ndalimin e gjërave, është edhe sprovimi i robërve të Vet. Ndërsa urtësia në kompensim është frenimi dhe ndreqja e dëmit.



(96) Allahu ju ka lejuar peshkimin e gjallesave të ujit, atë që ju nxjerr deti, qoftë e gjallë apo e ngordhur, si dobi për ju, që të furnizoheni, qofshi vendas apo udhëtarë (të ardhur); si dhe jua ka ndaluar gjuetinë në tokë për aq kohë sa jeni në *ihram* për Haxh apo Umra. Prandaj ruajuni Allahut, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij, pasi vetëm tek Ai do të ktheheni Ditën e Gjykimit, kur Ai do t'ju shpërblejë për veprat tuaja.

(97) Allahu e ka bërë Qaben, Shtëpinë e Shenjtë, si përmbushëse për njerëzit. Atje njerëzit përmbushin nevojat fetare si: namazi Haxhi dhe Umra, siç përmbushin edhe interesat e kësaj jete, si siguria dhe të gjitha llojet e frutave. Ai i bëri muajt e shenjtë (Dhul'kade, Dhul'hixhe, Muharrem dhe Rexheb) siguri për të mos u luftuar nga të tjerët. Po ashtu, edhe ata që ofrojnë kurbanë të caktuar me shenja për Xhaminë e Shenjtë janë të sigurt ndaj çdo rreziku. Kjo mirësi që Allahu ju bëri është që ta dini se Allahu di gjithçka që ekziston në qiej dhe në Tokë dhe se Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë. Këto ligje nga ana e Tij, për të arritur atë që është në dobinë tuaj dhe për të parandaluar të këqijat, janë argument i dijes së Tij rreth asaj që është në dobi të robërve.

(98) Dijeni, o njerëz, se Allahu është Ndëshkues i ashpër ndaj atij që e kundërshton Atë, por është edhe Gjynahfalës dhe Mëshirues për atë që pendohet.

(99) I Dërguari nuk ka detyrë tjetër përveçse t'ju vërë në dijeni për atë që ka urdhëruar Allahu. Ai nuk e ka detyrim që t'i bindë njerëzit të pranojnë udhëzimin, pasi kjo është vetëm në dorën të Allahut. Allahu e di se çfarë publikoni e çfarë fshihni, udhëzim apo humbje, e Ai ka për t'jua dhënë atë që meritoni.

(100) Thuaj, o i Dërguar: "Nuk është e njëjtë e keqja, çfarëdo qoftë ajo, me të mirën, çfarëdo qoftë ajo edhe nëse ty të çudit shumimi i së keqes. Në të vërtetë, shumimi i saj nuk është argument që tregon se ajo është e mirë, prandaj kijani frikën Allahut, o ju të zotët e mendjes, duke e lënë të keqen dhe duke bërë mirë, në mënyrë që të fitoni Xhenetin."

(101) O ju që keni besuar, mos e pyesni të Dërguarin tuaj për gjëra të panevojshme e që nuk ju ndihmojnë në çështjet e fesë; gjëra që, nëse do t'ju tregohen, do t'ju bëjnë të ndiheni keq, për shkak të vështirësive që paraqesin. Nëse pyesni rreth këtyre gjërave, për të cilat jeni të ndaluar të pyesni gjatë zbritjes së Shpalljes mbi të Dërguarin, ato do t'ju sqarohen. Kjo për Allahun është e lehtë. Ai i anashkaloi disa gjëra duke heshtur për to në Kuran. Prandaj mos pyesni për to, sepse përndryshe do të zbresë detyrimi që t'i zbatoni ato! Allahu i fal gjynahet të robve të Vet, nëse ata pendohen, dhe pret e duron shumë para se t'i dënojë ata.

(102) Po kështu patën pyetur (profetët e tyre) edhe njerëz të tjerë para jush, por kur u ngarkuan me zbatimin e tyre, ata nuk i zbatuan dhe kështu ata u kthyen në jobesimtarë.

(103) Allahu i ka bërë hallall bagëtitë, e nuk ka bërë asgjë haram nga ato që idhujtarët i konsideruan haram për shkak të idhujve të tyre. Ai nuk ka ndaluar as Bahiran, e cila ishte deveja të cilës i pritej veshi kur ajo lindte një numër të caktuar të vegjlish; as Seiben, e cila ishte deveja që pasi arrinte një moshë, lihej për t'ua dedikuar idhujve të tyre; as Uesilen, e cila ishte deveja që lindte femër pas femre; dhe as Hamin, i cili ishte deveja mashkull nga fara e të cilit kishin lindur një numër devesh. Megjithatë jobesimtarët, duke u mbështetur në gënjeshtra dhe shpifje, menduan se Allahu i pati bërë haram këto që u përmendën. Vërtetë që shumica e jobesimtarëve nuk arrijnë ta bëjnë dallimin mes të Vërtetës dhe të kotës, hallallit dhe haramit.

### Mësime nga ajetet:

- Thelbi i riteve fetare është se ato janë caktuar për të realizuar interesat e njerëzve si për këtë botë, ashtu edhe për botën tjetër, si dhe për parandalimin e gjërave që i dëmtojnë ata.
- Mos u mashtro prej shumicës, pasi shumica nuk është provë që diçka është e lejuar apo është e mirë, por prova fshihet në gjykimet fetare.
- Element i edukatës së atij që kërkon fetva është që të pyesë me kriter, vetëm për gjëra për të cilat ka nevojë reale dhe jo të pyesë për gjëra të panevojshme dhe pa qëllim.
- Qortimi i idhujtarëve për trillimet dhe pretendimet në lidhje me ndalimin e disa kafshëve si: Bahiran, Seiben, Uesilen dhe Hamin.



(104) Kur u thuhet atyre që trillojnë ndaj Allahut, duke i konsideruar haram disa kafshë: "Ejani tek ajo që ka zbritur Allahu në Kuran dhe tek Suneti i të Dërguarit ﷺ, për të mësuar se çfarë është hallall dhe çfarë është haram", ata thonë: "Na mjafton ajo që kemi gjetur dhe trashëguar prej të parëve tanë, qofshin bindje, fjalë apo vepra." Si mund t'u mjaftojë një gjë e tillë, ndërkohë që të parët e tyre nuk dinin asgjë e nuk e dinin të Vërtetën?! Ata mund t'i ndjekë vetëm ai që është më injorant dhe më i humbur se ata. Të tillët janë injorantë të humbur.

(105) O ju që keni besuar, ju jeni përgjegjës vetëm për veten tuaj! Prandaj shtrëngojeni atë që t'i përmbahet asaj që e përmirëson, pasi ai që ka humbur e që nuk i përgjigjet thirrjes suaj nuk mund t'ju sjellë asnjë dëm, nëse ju vetë jeni të udhëzuar. Shenjë e udhëzimit tuaj është që urdhëroni të mirën dhe ndaloni të keqen. Vetëm tek Allahu do të jetë kthimi juaj Ditën e Gjykimit, kur Ai do t'ju informojë për atë që keni bërë në këtë botë dhe do t'ju shpërblejë për të.

(106) O ju që keni besuar, kur ndonjërit prej jush i afrohet vdekja, duke iu shfaqur ndonjë shenjë e saj, le të jenë dëshmitarë dy burra të drejtë prej muslimanëve gjatë lënies së testamentit! Ose edhe dy burra jobesimtarë në rast nevoje, kur nuk gjenden dy muslimanë, për shembull, kur keni dalë në udhëtim e ju është afruar vdekja. Nëse nuk keni besim në dëshminë e tyre, atëherë mbajini ata deri pas faljes së ndonjë namazi dhe bëjini të betohen në Allah se nuk do ta shesin besën që i kanë dhënë Allahut për ndonjë fitim apo duke favorizuar ndonjë të afërt; e as që ta fshehin dëshminë e dhënë Allahut. Nëse ata e bëjnë diçka të tillë, atëherë ata do të jenë gjynahqarë, që e kundërshtojnë Allahun.

(107) Nëse pas betimit të tyre ju bëhet i qartë mohimi i dëshmisë apo betimit nga ana e tyre, ose del në shesh pabesia e tyre, atëherë le ngrihen e të dëshmojnë apo të betohen dy të tjerë në vend të tyre, prej njerëzve më të afërt me të vdekurin, për atë që është e vërtetë. Le të betohen në Allahun, duke thënë që: "Dëshmia jonë kundrejt mashtrimit dhe pabesisë së tyre së tyre është më e vërtetë se dëshmia e tyre lidhur me Vërtetësinë dhe besnikërinë e pretenduar prej tyre. Ne nuk po betohemi që të japim dëshmi të rreme, pasi po të jepnim dëshmi të rreme, atëherë do të bëheshim keqbërës, që i kalojnë kufijtë e Allahut".

(108) Betimi i dy dëshmitarëve pas faljes së namazit, në rast dyshimi ndaj dëshmisë së tyre dhe refuzimi i dëshmisë së tyre, është më afër dëshmisë së pranuar sipas mënyrës fetare. Prandaj ata të mos e ndryshojnë dëshminë, të mos e manipulojnë atë e të mos të tregohen të pabesë. Kjo mënyrë është edhe më e sigurt se mos betimi i tyre refuzohet prej betimit të trashëgimtarëve, të cilët do të betoheshin kundër dëshmisë së tyre, e kështu të poshtëroheshin të dy. Prandaj, kijeni frikë Allahun dhe lëreni mashtrimin dhe pabesinë në dëshmi dhe në betim, si dhe dëgjojeni atë me të cilën jeni urdhëruar, duke e pranuar, se Allahu nuk u jep sukses atyre që nuk i binden Atij.

### Mësime nga ajetet:

- Nëse njeriu e përkushton veten ndaj Allahut, urdhëron të mirën dhe e ndalon të keqen sipas mundësive që i krijohen, atë nuk mund ta devijojë askush dhe nuk mban përgjegjësi për njerëzit e tjerë, veçanërisht për të humburit.
- Nxitja e shkrimit të testamentit dhe mbrojtja e tij me anë të dëshmitarëve të drejtë.
- Sqarimi i formës fetare të pyetjes së dëshmitarëve, në lidhje me testamentin.



يَوْمَ يَجْمَعُ ٱللَّهُ ٱلرُّسُلَ فَيَقُولُ مَاذَآ أُجِبْتُمْ قَالُوا۟ لَا عِلْمَ لَنَآ
إِنَّكَ أَنتَ عَلَّٰمُ ٱلْغُيُوبِ ١٠٩ إِذْ قَالَ ٱللَّهُ يَٰعِيسَى ٱبْنَ مَرْيَمَ
ٱذْكُرْ نِعْمَتِى عَلَيْكَ وَعَلَىٰ وَٰلِدَتِكَ إِذْ أَيَّدتُّكَ بِرُوحِ
ٱلْقُدُسِ تُكَلِّمُ ٱلنَّاسَ فِى ٱلْمَهْدِ وَكَهْلًا وَإِذْ عَلَّمْتُكَ
ٱلْكِتَٰبَ وَٱلْحِكْمَةَ وَٱلتَّوْرَىٰةَ وَٱلْإِنجِيلَ وَإِذْ تَخْلُقُ
مِنَ ٱلطِّينِ كَهَيْـَٔةِ ٱلطَّيْرِ بِإِذْنِى فَتَنفُخُ فِيهَا فَتَكُونُ
طَيْرًۢا بِإِذْنِى وَتُبْرِئُ ٱلْأَكْمَهَ وَٱلْأَبْرَصَ بِإِذْنِى وَإِذْ تُخْرِجُ
ٱلْمَوْتَىٰ بِإِذْنِى وَإِذْ كَفَفْتُ بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ عَنكَ إِذْ
جِئْتَهُم بِٱلْبَيِّنَٰتِ فَقَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِنْهُمْ إِنْ هَٰذَآ
إِلَّا سِحْرٌ مُّبِينٌ ١١٠ وَإِذْ أَوْحَيْتُ إِلَى ٱلْحَوَارِيِّۦنَ أَنْ ءَامِنُوا۟
بِى وَبِرَسُولِى قَالُوٓا۟ ءَامَنَّا وَٱشْهَدْ بِأَنَّنَا مُسْلِمُونَ ١١١
إِذْ قَالَ ٱلْحَوَارِيُّونَ يَٰعِيسَى ٱبْنَ مَرْيَمَ هَلْ يَسْتَطِيعُ رَبُّكَ
أَن يُنَزِّلَ عَلَيْنَا مَآئِدَةً مِّنَ ٱلسَّمَآءِ قَالَ ٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ إِن كُنتُم
مُّؤْمِنِينَ ١١٢ قَالُوا۟ نُرِيدُ أَن نَّأْكُلَ مِنْهَا وَتَطْمَئِنَّ قُلُوبُنَا
وَنَعْلَمَ أَن قَدْ صَدَقْتَنَا وَنَكُونَ عَلَيْهَا مِنَ ٱلشَّٰهِدِينَ ١١٣


(109) Përkujtojeni Ditën e Ringjalljes, o njerëz, kur Allahu do t'i mbledhë të gjithë të dërguarit e do t'u thotë: "Çfarë përgjigjeje ju dhanë popujt tek të cilët u dërguat?!" Ata do t'i përgjigjen Allahut: "Ne nuk dimë asgjë. Dija të përket Ty, o Zoti ynë, pasi Ti je i Vetmi që i di çështjet e fshehta."

(110) Përkujto, o i Dërguar, kur Allahu do t'i drejtohet Isait ﷺ: "O Isa, biri i Merjemes, përkujtoje mirësinë Time ndaj teje kur të krijova pa baba. Apo mirësinë Time ndaj nënës tënde, Merjemes -paqja qoftë mbi të!, të cilën e ngrita duke e nderuar mbi gratë e kohës së saj. Apo mirësinë Time ndaj teje kur të përforcova me anë të Xhibrilit ﷺ që t'u flisje njerëzve kur ishe foshnje, duke i thirrur ata për tek Allahu. Apo kur u flisje atyre në moshën tridhjetë vjeçare shpalljen që ta solla për ata. Apo mirësinë Time ndaj teje, kur të mësova shkrimin e të mësova Teuratin, të cilin ia kisha zbritur Musait ﷺ dhe Ungjillin, që ta zbrita ty. Kujto kur të mësova të fshehtat e legjislacionit të fesë, dobitë dhe urtësitë e tij. Prej mirësive të Mia ndaj teje ishte edhe se ti e formësoje baltën në formën e një zogu, pastaj fryje në të e ai bëhej një shpend i gjallë. Gjithashtu, ti e shëroje atë të verbër që kishte lindur i tillë, shëroje atë që kishte lebër, duke u kthyer me një lëkurë të shëndetshme, e ringjallje të vdekurit duke iu lutur Allahut që t'i ringjallte. Të gjitha këto i ke bërë me lejen Time. Prej mirësisë Sime ndaj teje ishte edhe që të mbrojta prej bijve të Izraelit, kur ata u përpoqën të të vrisnin për shkak se u paraqite mrekulli të qarta. Ata i mohuan menjëherë dhe thanë: Kjo që na ka sjellë Isai është veçse magji e qartë.

(111) Përkujto, o Isa biri i Merjemes, mirësinë Time ndaj teje kur të mundësova dishepuj, të cilët i frymëzova të më besonin Mua dhe ty dhe ata u bindën dhe iu përgjigjën thirrjes, duke thënë: Ne besojmë, prandaj dëshmo, o Zoti ynë, se ne jemi të dorëzuar e të nënshtruar para Teje!"

(112) Përkujto edhe kur dishepujt thanë: "A mundet Zoti yt, nëse do ta lusje, që të zbresë prej qiellit një tryezë të mbushur me ushqime!" Isai, si përgjigje ndaj tyre, i urdhëroi t'ia kishin frikën Allahut dhe të hiqnin dorë nga ajo kërkesë, pasi ajo mund të ishte sprovë për ta dhe u tha: "Mbështetjuni Zotit tuaj në kërkimin e furnizimit, nëse jeni vërtetë besimtarë!"

(113) Dishepujt i thanë Isait: "Ne deshëm vetëm që të hanim prej kësaj tryeze, që të na qetësoheshin zemrat tona plotësisht me fuqinë e Allahut dhe me faktin që ti je i Dërguari i Tij. Donim të kishim me një dije të palëkundur se ti na ke thënë të Vërtetën për mesazhin që na ke sjellë prej Allahut dhe që të ishim dëshmitarë për njerëzit jo të pranishëm."

**Mësime nga ajetet:**

- Pohimi i tubimit të njerëzimit Ditën e Ringjalljes, duke i përfshirë të gjithë, të mëdhenj e të vegjël.
- Pohimi natyrës njerëzore të Mesihut (Paqja qoftë me të!) dhe i mrekullive të tij konkrete - siç ishin ringjallja e të vdekurve, shërimi i të verbërve dhe i lebrozëve - të cilat Allahu i realizoi nëpërmjet tij.
- Sqarimi se mrekullitë e profetëve kanë për qëllim që të përforcojnë pasuesit e tyre dhe të lënë pa fjalë kundërshtarët e tyre dhe se mrekullitë nuk vijnë nga prej fuqisë së tyre, por vetëm prej Allahut të Lartësuar dhe me lejen e Tij.



114 Atëherë Isai iu përgjigj kërkesës së tyre dhe iu lut Allahut duke thënë: “Zoti ynë, na zbrit një tryezë me ushqime, në mënyrë që ta konsiderojmë ditën e kësaj zbritjeje si festë, për të gjallët sot dhe për ata që do të vijnë pas nesh, ku të të madhërojnë Ty, në mirënjohje ndaj Teje. Le të jetë ajo një provë e qartë e Njëqenësisë Sate dhe e vërtetësisë së misionit tim! Gjithashtu, na jep furnizim, që të na ndihmojë të të adhurojmë Ty, pasi Ti, o Zoti ynë, je Dhuruesi më i Mirë!”

115 Allahu iu përgjigj Isait duke i thënë: “Unë po jua zbres këtë tryezë që kërkuat. Por kush e mohon atë pasi të ketë zbritur, të mos qortojë askënd përveç vetes, pasi kam për t’i dhënë një dënim të dhembshëm si askujt tjetër. Kjo sepse ai e sheh me sy argumentin bindës dhe përsëri nuk e beson atë për shkak të kryeneçësisë.” Kështu, Allahu e realizoi premtimin e Vet dhe ua zbriti tryezën.

116 Përkujto, o i Dërguar, kur Allahu Ditën e Gjykimit do t’i drejtohet Isait, birit të Merjemes, duke i thënë: “O Isa, biri i Merjemes, a mos u the ti njerëzve: Më hyjnizoni mua dhe nënën time si dy zota në vend të Allahut?!” Isai i përgjigjet Zotit të vet, duke e lartësuar nga kjo gjë: “Kurrsesi nuk më takonte mua që t’u thoja atyre tjetër, përveç të Vërtetës! Edhe po të supozohej se unë do ta kisha thënë diçka të tillë, Ti do ta dije, pasi Ty nuk mund të të fshihet asgjë. Ti e di se çfarë fsheh unë në veten time, ndërsa unë nuk e di se ç’ka në Veten Tënde! Ti je i Vetmi që i di të gjitha të fshehtat, të dukshmet dhe të padukshmet.”

117 Pastaj Isai i tha Zotit të vet: “Unë u kam thënë njerëzve veçse atë që Ti më ke urdhëruar ta them: që t’i urdhëroj ata të të njësojnë Ty me adhurime. Unë isha mbikëqyrës i asaj që ata thoshin, për aq kohë sa gjendesha në mesin e tyre. Por pasi i dhe fund kohës së qëndrimit tim në mesin e tyre, duke më ngritur në qiell të gjallë, ishe Ti, o Zot, Ruajtësi i veprave të tyre, pasi Ti je Dëshmues i çdo gjëje. Asgjë nuk fshihet prej Teje, kështu që nuk mund të të fshihet as ajo u kam thënë atyre e as ajo që ata kanë thënë pas meje.

118 Nëse Ti i dënon ata, o Zot, ata janë robërit e Tu e Ti bën me ta çfarë të dëshirosh, siç edhe nëse mund t’i dhurosh falje asaj pjese të tyre që besojnë! Askush nuk të pengon për këtë, pasi Ti je i Plotfuqishmi, i Cili nuk mposhtet dhe i Urti në udhëheqjen Tënde!

119 Atëherë, Allahu i thotë Isait: “Kjo është Dita në të cilën, të sinqertëve në qëllimet, veprat dhe thëniet e tyre, do t’u sjellë dobi sinqeriteti i tyre. Për ta do të jenë kopshtet, nën pallatet dhe pemët e të cilëve rrjedhin lumenj. Aty do të qëndrojnë përgjithmonë e nuk do t’u afrohet më vdekja. Allahu është kënaqur me ta dhe kurrë nuk do të zemërohet prej tyre. Por edhe ata janë të kënaqur me Allahun, për shkak të mirësisë të përjetshme që arritën. Ky shpërblim dhe kjo kënaqësi me ta është vërtetë fitorja e madhe, që nuk krahasohet me asnjë fitore tjetër.

120 Vetëm të Allahut janë pushteti i qiejve dhe i Tokës. Ai është Krijuesi i tyre dhe komanduesi i çështjeve të tyre. Allahut i përket sundimi mbi çdo krijesë që gjendet në to! Ai është i Aftë për gjithçka dhe se asgjë nuk e pengon Atë.

**Mësime nga ajetet:**

- Allahu i Lartësuar kërcënon çdokënd që vazhdon në mosbesimin dhe kryeneçësinë e tij, pasi atij i janë sqaruar argumentet e qarta.
- Dëlirja e Mesihut prej akuzave të të krishterëve, se ai u paska thënë që është Zoti apo biri i Zotit apo se e ka pretenduar diçka të tillë.
- Nëse Allahu i Lartësuar në Ditën e Gjykimit do t’i marrë në llogari më të mëdhenjtë dhe më të nderuarit e njerëzimit, që janë të dërguarit e Tij, si do të jetë halli me ata që janë më pak të rëndësishëm se ata?!
- Pozita e lartë e sinqeritetit, vlerësimi që Allahu i Lartësuar ua bën atyre që e kanë këtë cilësi dhe sqarimi i vlerës së sinqeritetit, pr të zotët e tij në Ditën e Gjykimit.

## SURJA “EL-EN‘ÂM”
*Mekase*



### Disa nga qëllimet e sures:
Pohimi i besimit monoteist dhe zhvlerësimi i bindjeve pagane.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Atribuimi i përsosmërisë absolute, lavdërimi me atributet më sublime dhe dashuria e plotë i takojnë vetëm Allahut, i Cili krijoi qiejt dhe Tokën pa asnjë shembull të mëparshëm. Ai krijoi edhe natën e ditën, të cilat pasojnë njëra-tjetrën; natën e bëri të errët dhe ditës i dha dritë. E megjithatë, ata që nuk besojnë e barazojnë Atë me të tjerë dhe i veshin Atij shoqërues.
(2) I Lartësuari ju ka krijuar juve, o njerëz, prej baltës, kur bëri babain tuaj, Ademin ﷺ. Pastaj ju solli për një periudhë kohore në jetën e kësaj bote dhe caktoi një afat, që nuk di askush përveç Tij, për t’ju ringjallur në Ditën e Gjykimit. E pas gjithë këtyre, ju dyshoni në fuqinë e të Lartësuarit për ringjalljen?!
(3) I Lartmadhërishmi është Zoti i Vetëm që e meriton adhurimin në qiej dhe në Tokë. Atij nuk i fshihet asgjë; Ai di gjithçka që ju fshihni (qofshin qëllime, thënie dhe veprime) dhe gjithçka që publikoni, e ka për t’ju shpërblyer për to.
(4) Çdo argumenti që u vinte idhujtarëve prej Zotit të tyre, ata nuk i jepnin kurrfarë rëndësie. Atyre u erdhën fakte të qarta, treguese të Njëshmërisë së Allahut, si dhe argumente treguese të Vërtetësisë së të Dërguarit të Tij. Megjithatë, ata u zmbrapsën prej tyre, duke mos i marrë në konsideratë.
(5) Nëse ata heqin dorë prej fakteve të tilla të qarta dhe Argumenteve të pastra, atëherë kanë mohuar Kuranin me të cilin ka ardhur Muhamedi ﷺ. Mirëpo, kur ta shohin dënimin Ditën e Gjykimit, kanë për ta kuptuar se ajo me të cilën talleshin është e Vërteta.
(6) A nuk e njohin këta jobesimtarë ligjin e Allahut në shkatërrimin e popujve keqbërës?! Allahu ka shkatërruar para tyre shumë popuj, të cilëve u pati dhënë pushtet dhe jetëgjatësi të atillë, që nuk nuk ua ka dhënë këtyre femohuesve; Ai u zbriste atyre shi të vazhdueshëm e u mundësoi t’u rridhnin lumenjtë pranë shtëpive të tyre. Megjithatë, ata e kundërshtuan Allahun, prandaj Ai i shkatërroi për shkak të gjynaheve që ata kryenin, e në vend të tyre solli popuj të tjerë.
(7) Edhe po të kishim zbritur ty, o i Dërguar, një Libër të shkruar fletë, që ata ta shihnin me sy e ta preknin me duar, përsëri nuk do ta kishin besuar nga inati. Madje do të thonin: “Kjo që ke sjellë është tjetër vetëm një magji e qartë, prandaj nuk e besojmë atë”.
(8) Të tillë jobesimtarë thanë: “Nëse Allahu do t’ia kishte zbritur Muhamedit ndonjë engjëll, që të na fliste e të dëshmonte se ai është vërtet i Dërguar, do ta kishim besuar.” Po të zbrisnim ndonjë engjëll sipas përshkrimit që ata deshën, do t’i kishim zhdukur nëse nuk do të besonin dhe nuk do t’u mundësohej që të pendoheshin.

### Mësime nga ajetet:
- Kryeneçësinë e skajshme të femohuesve. Nxjerrja në pah e këmbënguljes e tyre në mosbesim, përkundër shpalosjes së fakteve të prekshme para tyre.
- Meditimin rreth ligjeve universale të Allahut të Lartësuar për popujt më të hershëm, që të mësohen shkaqet e zhdukjes së tyre dhe që të ruhemi prej rrezikut nga të tilla shkaqe.
- Prej mëshirës së Allahut ndaj robërve të Vet është se Ai nuk u zbriti atyre ndonjë të dërguar prej engjëjve, pasi ata nuk e presin njeriun që të bëjë kthesë.



9 Nëse do t'u dërgonim një engjëll, do t'i jepnim atij formën e njeriut, që ata të mund ta dëgjonin e të mësonin prej tij, sepse ata nuk do të mund ta bënin diçka të tillë me një engjëll në formën e vet origjinale. Dhe po ta bënim në formën e njeriut, ata sërish do ta shihnin atë me dyshim.
10 Nëse ata të përqeshin, duke të kërkuar një engjëll, dije se edhe popujt e tjerë i kanë tallur të dërguarit e tyre. Prandaj i përfshiu dënimi, të cilin nuk e besonin dhe e përqeshnin, kur paralajmëroheshin për të.
11 Thuaju, o i Dërguar, këtyre femohuesve përqeshës: "Udhëtoni nëpër tokë e pastaj meditoni se si përfunduan mohuesit e të dërguarve të Allahut. Ata i ndollën vetes ndëshkimin e Allahut, edhe pse kishin forcë dhe begati".
12 Pyeti ata, o i Dërguar: "I kujt është pushteti i qiejve dhe i Tokës, si dhe pushteti i gjithçkaje që është ndërmjet tyre?!" Thuaju: "Pushteti i tyre është i gjithi i Allahut. Ai ia bëri detyrë Vetes mëshirën. Nga mirësia ndaj robërve të Vet, Ai nuk ua shpejton dënimin, madje edhe nëse nuk janë penduar. Por do t'i mbledhë të gjithë së bashku për të dhënë llogari në Ditën e Gjykimit, për të cilën nuk ka dyshim se do të vijë. Ata që humbën veten e tyre duke e mohuar Allahun, nuk besojnë, në mënyrë që të shpëtojnë veten prej dështimit.
13 Vetëm Allahut i përket pushteti mbi gjithkënd që pushon natën dhe ditën. Ai është Dëgjuesi i thënieve të tyre e i Gjithëdijshëm për veprat e tyre dhe çdokujt ka për t'i dhënë atë që meriton.
14 Thuaju, o i Dërguar, paganëve që adhurojnë idhuj krahas Allahut: "A është e arsyeshme që të marr mbrojtës tjetër në vend të Allahut, që t'i t'i kërkoj Atij kujdes e ndihmë, ndërkohë që Ai ka krijuar qiejt dhe Tokën pa shembull të mëparshëm?!" Është Ai që furnizon kë të dëshirojë prej krijesave të Veta, ndërsa askush prej tyre nuk e furnizon Atë, sepse Ai nuk ka nevojë për asgjë, kurse ato kanë nevojë për Të. Thuaj, o i Dërguar: "]Zoti im i Lartësuar më ka urdhëruar që të jem i pari që i përulet Atij dhe më ka ndaluar që të bëhem prej atyre që i shoqërojnë Atij në adhurim dikë tjetër."
15 Thuaj, o i Dërguar: "Kam frikë se, po ta kundërshtoj Allahun, duke bërë ato që Ai m'i ka ndaluar (si idhujtaria dhe gjynahe të tjera) a duke lënë ato që më ka urdhëruar (si besimi e të tjera vepra të mira), Ai do të më dënojë rëndë Ditën e Gjykimit."
16 Ai, të cilit Allahu ia largon dënimin Ditën e Gjykimit, ka triumfuar me mëshirën e Allahut ndaj tij. Ky shpëtim prej ndëshkimit është fitorja e vërtetë, me të cilën nuk krahasohet asnjë fitore tjetër.
17 Nëse ty, o biri i Ademit, të vjen ndonjë fatkeqësi prej Allahut, askush nuk mund ta largojë atë prej teje, përveç Tij. E nëse të vjen ndonjë e mirë prej Allahut, askush nuk mund pengojë mirësinë e Tij. Ai është i Plotfuqishëm për gjithçka dhe askush e asgjë nuk mund ta pengojë
18 Ai është Ngadhënjyesi mbi robërit e Vet, Zotëruesi i tyre. Ai është i Lartësuar mbi ta në çdo pikëpamje. Atë nuk mund ta pengojë asgjë e askush dhe të gjithë janë të përulur ndaj Tij. Allahu është përmbi krijesat e Veta siç i shkon Lartmadhërisë së Tij. Ai është i Urti në krijimin, kontrollin dhe ligjet e Tij; është i Dituri, që nuk i fshihet asgjë.

**Mësime nga ajetet:**

- Sqarimi i urtësisë së Allahut të Lartësuar për zgjedhjen e çdo të dërguari nga lloji i atyre tek të cilët u dërgua, në mënyrë që të ishte sa më i lehtë për t'u dëgjuar, perceptuar dhe pranuar.
- Thirrja për të medituar rreth faktit se, përsëritja e gabimeve të popujve të mëhershëm sjell përsëritjen e ligjeve të Allahut në ndëshkim.
- Domosdoshmëria e ruajtjes prej gjynaheve dhe pasojave të tyre.
- Fatkeqësitë që e godasin njerëzimin, nuk mund ti largojë askush, përveç Allahut dhe mirësitë që sjell Ai, nuk mund t'i largojë askush, përveç Tij.



(19) O i Dërguar, pyeti idhujtarët dhe mohuesit: “Cila është dëshmia më e madhe për vërtetësinë time?!” Thuaju: “Dëshmia e Allahut. Ai është Dëshmues midis meje dhe jush dhe Ai e di se çfarë mesazhi ju kam sjellë e se si do të reagoni ndaj tij. Allahu ma shpalli këtë Kuran, që nëpërmjet tij t’ju paralajmëroj juve dhe të gjithë ata njerëz e xhinde që e dëgjojnë atë, që të mos i bëjnë Atij shok në adhurim.” Thuaju, o i Dërguar: “Unë nuk e pranoj idhujtarinë që ju pohoni, sepse është e pavërtetë. Allahu është Një e i Pashoq, prandaj distancohem nga idhujtaria juaj!”

(20) Hebrenjtë, të cilëve u dhamë Teuratin dhe të krishterët, të cilëve u dhamë Ungjillin, e njohin plotësisht profetin Muhamed ﷺ, ashtu siç dallojnë bijtë e tyre nga bijtë e të tjerëve. Mirëpo ata që e humbën veten, duke u hedhur në Zjarr, ata nuk besojnë.

(21) Askush nuk mund të jetë më keqbërës sesa ai që i atribuon Allahut ortakë në adhurim dhe i mohon argumentet, të cilat Ai ia zbriti të Dërguarit të Vet. Vërtet, këta keqbërës nuk do ta arrijnë kurrë suksesin, nëse nuk pendohen.

(22) Kujto Ditën e Gjykimit, kur t’i tubojmë të gjithë së bashku e t’u themi me qortim atyre që kanë adhuruar të tjerë, përveç Allahut: “Ku i keni idhujt tuaj, për të cilët pretendonit se ishin ortakët e Allahut?!”

(23) Pas kësaj prove, atyre nuk u mbetet mundësi tjetër, vetëm se të tërhiqen prej të adhuruarve të tyre e të thonë duke gënjyer: “Betohemi, Zoti ynë, se në atë botë ne nuk kemi qenë idhujtarë, por të besonim e të adhuronim vetëm Ty.”

(24) Shiko, o Muhamed, se si gënjejnë për veten, duke mohuar idhujtarinë e tyre. Shiko se si u zhdukën dhe poshtëruan shoqëruesit e sajuar të Allahut në jetën e tyre të dynjasë.

(25) Ka idhujtarë që të dëgjojnë, o i Dërguar, kur ti lexon Kuran. Por ata nuk përfitojnë prej asaj që dëgjojnë, sepse Ne ua kemi mbuluar zemrat që të mos e kuptojnë Kuranin, për shkak se e refuzojnë atë me inat. Veshët e tyre i kemi shurdhuar ndaj asaj që u sjell dobi dhe sado që t’i shikojnë argumentet e qarta dhe faktet bindëse, nuk kanë për t’i besuar. Aq sa vijnë tek ti duke e kundërshtuar të Vërtetën me pretendime të rreme, duke të thënë: “Kjo që ke sjellë nuk është tjetër, përveçse vjedhje prej librave të mëhershëm”.

(26) Ata i pengojnë njerëzit që të besojnë të Dërguarin, duke i larguar prej tij. Ata nuk lënë dikë që të përfitojë prej tij e as vetë nuk përfitojnë prej tij. Mirëpo askush nuk shkatërrohet prej kësaj, përveçse ata vetë, ndonëse nuk e kuptojnë.

(27) Po t’i shihje, o i Dërguar, kur në Ditën e Gjykimit ata t’i ekspozohen Zjarrit dhe të thonë me keqardhje: “Ah, të mjerët ne, sikur të ishim kthyer edhe një herë në jetën e dynjasë e të mos i kishim mohuar argumentet e Allahut, por të kishim qenë prej besimtarëve të Allahut”; do të kishe parë çudi prej gjendjes së tyre të keqe.

## Mësime nga ajetet:

- Sqarohen arsyet e dërgimit e Profetit ﷺ me Kuran, të cilat janë: që të informojë, të qartësojë dhe, më e rëndësishmja, të thërrasë në njësimin e Allahut.
- Mohimi i ortakëve për Allahun e Lartësuar dhe hedhja poshtë e shpifjeve të idhujtarëve lidhur me këtë.
- Nxjerrja në pah e njohurisë që hebrenjtë dhe të krishterët kishin në lidhje me Profetin ﷺ, pavarësisht mohimit dhe mosbesimit të tyre.



(28) Çështja nuk është ashtu siç pretendojnë ata, se po të ktheheshin, gjoja do të besonin. Por flasin kështu sepse, pasi dëshmuan kundër tyre gjymtyrët e veta, u doli në shesh gënjeshtra kur betoheshin se nuk ishin idhujtarë. Nëse do t'u mundësohej të ktheheshin në këtë botë, përsëri ata do ktheheshin në mosbesim dhe idhujtari, prandaj gënjejnë kur premtojnë se do të besojnë po u kthyen.
(29) Idhujtarët e tillë thanë: "Nuk ka jetë tjetër përveç kësaj në të cilën ne jemi, pra, nuk kemi për t'u ringjallur për të dhënë llogari."
(30) Sikur t'i shihje, o i Dërguar, kur të dalin para Zotit ata që kanë mohuar ringjalljen, do të çuditeshe prej gjendjes së tyre të keqe. Allahu do t'u thotë: "A nuk është kjo ringjallja, të cilën ju e mohonit? A nuk është tani e vërtetë dhe e padyshimtë?!" Ata do të thonë: "Betohemi në Zotin tonë, i Cili na ka krijuar, se është e vërtetë dhe s'ka asgjë të dyshimtë në të." Atëherë, Allahu u thotë: "Shijojeni, pra, dënimin, për shkak se e mohuat këtë Ditë në jetën e dynjasë."
(31) Janë të humbur ata që e mohojnë ringjalljen në Ditën e Gjykimit dhe e quajnë të pamundur se do të qëndrojnë përpara Allahut. Kur t'u vijë papritmas ora (e vdekjes ose e Kiametit), pa asnjë shenjë paralajmëruese, atëherë do të thonë nga pendesa: "Oh, çfarë mjerimi dhe zhgënjimi! Përse e neglizhuam fenë e Allahut, duke mos e besuar atë dhe duke mos u përgatitur për Ditën e Gjykimit!" Ndërkohë ata bartin të këqijat e tyre përmbi shpinë. Sa e keqe është ajo që ata bartin!
(32) Jeta, pas së cilës jepeni, nuk është tjetër përveçse lojë dhe mashtrim për atë që nuk bën vepra që e kënaqin Allahun. Kurse se bota tjetër është më e mirë për ata që ia kanë frikën Allahut duke i kryer urdhëresat, si besimi dhe bindja, si dhe duke iu larguar harameve, si shirku dhe gjynahet. A nuk e kuptoni këtë, o idhujtarë, në mënyrë që të besoni e të bëni vepra të mira?!
(33) Ne e dimë se ti, o i Dërguar, brengosesh kur ata shfaqin mohimin ndaj teje. Dije se ata në vetvete nuk të mohojnë ty, pasi ata e njohin sinqeritetin dhe besnikërinë tënde. Mirëpo janë popull keqbërës, që të mohojnë në dukje, ndonëse përbrenda janë të bindur për vërtetësinë tënde.
(34) Mos mendo se ky mohim të ka ndodhur vetëm ty, pasi edhe të dërguar të tjerë përpara teje u mohuan e u lënduan nga popujt e tyre. Por ata e përballuan këtë me durim, duke vazhduar thirrjen dhe përpjekjet e tyre në rrugën e Allahut, derisa u erdhi fitorja prej Tij. Nuk mund të ndryshojnë paracaktimi dhe premtimi i Allahut për fitoren e të dërguarve të Vet. Dhe ti, o i Dërguar, i ke dëgjuar rrëfimet e të dërguarive që kemi nisur para teje, historinë e popujve të tyre dhe fitoren që u dhuroi Allahu kundër armiqve të tyre, duke i shkatërruar ata.
(35) O i Dërguar! Nëse ty të rëndon qëndrimi i tyre mohues e refuzues ndaj së Vërtetës që ke sjellë, atëherë shih se mos gjen ndonjë tunel në tokë a ndonjë shkallë në qiell, për t'u sjellë atyre ndonjë provë tjetër, të ndryshme nga kjo që të kemi dhënë Ne! Megjithatë, po të donte Allahu që t'i bashkonte ata në udhëzimin me të cilin ti je dërguar, do t'i kishte bashkuar. Mirëpo Ai nuk e dëshiron diçka të tillë për shkak të një urtësie absolute, prandaj mos u bëj si ata që nuk e dinë këtë e të dëmtosh veten nga mërzia pse ata nuk besojnë.

### Mësime nga ajetet:

- Prej drejtësisë së Allahut të Lartësuar është se Ai do ta bashkojë adhuruesin dhe të adhuruarin, ndjekësin dhe të ndjekurin në sheshin e Ditës të Gjykimit, që ata të dëshmojnë ndaj njëri-tjetrit.
- Jo çdokush që e dëgjon Kuranin përfiton prej tij. Ndoshta ekziston një pengesë që nuk i lejon zemrën dhe dëgjimin të përfitojnë.
- Sqarimi se idhujtarët, ndonëse në dukje pamjen e jashtme tregohen mohues, në brendësi ata janë të bindur për Vërtetësinë e Profetit - Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!
- Qetësimi i Profetit ﷺ dhe ngushëllimi i tij duke e informuar se ky mohim nuk i ka ndodhur vetëm atij, përkundrazi kjo është rruga e të gjithë idhujtarëve në marrëdhënie me të dërguarit e mëparshëm.




الحزب ١٤

﴿ إِنَّمَا يَسْتَجِيبُ الَّذِينَ يَسْمَعُونَ وَالْمَوْتَىٰ يَبْعَثُهُمُ اللَّهُ ثُمَّ إِلَيْهِ
يُرْجَعُونَ ﴿٣٦﴾ وَقَالُوا لَوْلَا نُزِّلَ عَلَيْهِ آيَةٌ مِّن رَّبِّهِ ۚ قُلْ إِنَّ اللَّهَ
قَادِرٌ عَلَىٰ أَن يُنَزِّلَ آيَةً وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٣٧﴾ وَمَا
مِن دَابَّةٍ فِي الْأَرْضِ وَلَا طَائِرٍ يَطِيرُ بِجَنَاحَيْهِ إِلَّا أُمَمٌ أَمْثَالُكُم
مَّا فَرَّطْنَا فِي الْكِتَابِ مِن شَيْءٍ ۚ ثُمَّ إِلَىٰ رَبِّهِمْ يُحْشَرُونَ ﴿٣٨﴾
وَالَّذِينَ كَذَّبُوا بِآيَاتِنَا صُمٌّ وَبُكْمٌ فِي الظُّلُمَاتِ ۗ مَن يَشَإِ
اللَّهُ يُضْلِلْهُ وَمَن يَشَأْ يَجْعَلْهُ عَلَىٰ صِرَاطٍ مُّسْتَقِيمٍ ﴿٣٩﴾ قُلْ
أَرَأَيْتَكُمْ إِنْ أَتَاكُمْ عَذَابُ اللَّهِ أَوْ أَتَتْكُمُ السَّاعَةُ أَغَيْرَ اللَّهِ
تَدْعُونَ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ ﴿٤٠﴾ بَلْ إِيَّاهُ تَدْعُونَ فَيَكْشِفُ
مَا تَدْعُونَ إِلَيْهِ إِن شَاءَ وَتَنسَوْنَ مَا تُشْرِكُونَ ﴿٤١﴾ وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا
إِلَىٰ أُمَمٍ مِّن قَبْلِكَ فَأَخَذْنَاهُم بِالْبَأْسَاءِ وَالضَّرَّاءِ لَعَلَّهُمْ
يَتَضَرَّعُونَ ﴿٤٢﴾ فَلَوْلَا إِذْ جَاءَهُم بَأْسُنَا تَضَرَّعُوا وَلَٰكِن قَسَتْ
قُلُوبُهُمْ وَزَيَّنَ لَهُمُ الشَّيْطَانُ مَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ﴿٤٣﴾ فَلَمَّا
نَسُوا مَا ذُكِّرُوا بِهِ فَتَحْنَا عَلَيْهِمْ أَبْوَابَ كُلِّ شَيْءٍ حَتَّىٰ
إِذَا فَرِحُوا بِمَا أُوتُوا أَخَذْنَاهُم بَغْتَةً فَإِذَا هُم مُّبْلِسُونَ ﴿٤٤﴾



(36) Të vetmit që do të të përgjigjen, duke e pranuar atë me të cilën ti je dërguar, janë ata që e dëgjojnë ftesën dhe e kuptojnë atë. Ndërsa jobesimtarët janë si të vdekur e nuk ka asnjë mundësi për ta, pasi zemrat e tyre nuk ndiejnë dhe të vdekurit do t'i ringjallë Allahu vetëm Ditën e Gjykimit. Ata do të kthehen tek Ai, që t'u japë dënimin e merituar për atë që kanë bërë.

(37) Idhujtarët, me kokëfortësi dhe zvarritje ndaj besimit, thonë: "Përse të mos i zbresë Muhamedit ndonjë mrekulli, si provë prej Zotit për Vërtetësinë e misionit të tij?!" Thuaju, o i Dërguar: "Allahu është i Plotfuqishëm të zbresë një mrekulli ashtu siç ata e dëshirojnë. Por shumica e idhujtarëve që e kërkojnë këtë, nuk e dinë se zbritja e mrekullive ndodh në përputhje me urtësinë e të Lartësuarit e jo me dëshirat e tyre. Kjo, sepse nëse Ai do t'ua zbriste ato e pastaj ata nuk do të besonin, atëherë Ai do t'i shkatërronte menjëherë".

(38) Nuk ka asnjë gjallesë që lëviz mbi dhe e as ndonjë shpend që fluturon në qiell, që të mos jenë në bashkësi, ashtu siç jeni edhe ju, o bijtë e Ademit, në krijim dhe në furnizim. Ne nuk kemi lënë asgjë pa e shënuar në Librin e Ruajtur. Dija për të gjithë ndodhet tek Allahu. Pastaj të gjithë do të tubohen tek Ai për t'u gjykuar në Ditën e Ringjalljes dhe secilit do t'i jepet ajo që ka merituar.

(39) Ndërsa ata që i mohojnë argumentet Tona janë si të shurdhët, që nuk dëgjojnë asgjë dhe si memecë, që nuk mund të flasin. Përveç kësaj, ndodhen në errësirë, ku nuk mund të shikojnë. Si mund të udhëzohet ai që është në këtë gjendje?! Allahu lë në humbje kë të dëshirojë dhe çon në rrugë të drejtë kë të dëshirojë.

(40) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë: "Më thoni, po t'ju vinte dënimi prej Allahut apo t'ju vinte Ora (e Kiametit) që ju është premtuar, a do t'i luteshit në ato çaste dikujt tjetër përveç Allahut, që t'jua largonte vështirësitë që ju kanë rënë?! Më tregoni, nëse jeni të sinqertë në pretendimin se të adhuruarit tuaj sjellin mirësi apo largojnë fatkeqësi?!"

(41) E vërteta është se ju nuk keni për t'iu lutur në ato çaste askujt tjetër, përveç Allahut që ju ka krijuar. Ai e largon prej jush fatkeqësinë, sepse Ai është i Fuqishëm për këtë. Sa u përket idhujve që i bëni ortakë me Allahun, do t'i linit ata, sepse e dini që nuk sjellin as dobi e as dëm.

(42) Ne kemi çuar edhe në popujt përpara teje, o i Dërguar, profetë që u mohuan dhe u refuzuan bashkë me thirrjen e tyre. Kështu Ne i ndëshkuam mohuesit me vështirësi, siç është varfëria dhe mundime fizike, siç janë sëmundjet, me qëllim që t'i nënshtroheshin Zotit të tyre.

(43) Sikur në çastin që u zbriti fatkeqësia t'i ishin përgjëruar Allahut, që t'ua largonte atyre atë, Ai do t'i kishte mëshiruar. Por ata nuk e bënë një gjë të tillë, madje zemrat e tyre u ashpërsuan më tepër. Ata nuk u ndërgjegjësuan, kurse shejtani ua hijeshoi gjynahet që ata bënin, siç qe edhe mosbesimi, e kështu ata vazhduan në të tyren.

(44) Pasi nuk ua vunë veshin varfërisë dhe sëmundjeve më të cilat i sprovuam e pasi nuk i zbatuan urdhrat e Allahut, atëherë i çuam në shkatërrim duke u dhënë pasuri e shëndet, derisa i përfshinë arroganca e vetëpëlqimi, për shkak të mirësive që u mundësuan. Atëherë, atyre u erdhi ndëshkimi papritmas e kështu mbetën në çoroditur dhe të dëshpëruar për atë që shpresonin.

### Mësime nga ajetet:

- Ngjasimi i jobesimtarëve me të vdekurit, pasi jeta e vërtetë është jeta e zemrës me pranimin e së Vërtetës dhe pasimin e rrugës së drejtë.
- Prej urtësisë së Allahut të Lartësuar është zbritja e fatkeqësisë mbi ata që kundërshtojnë, në mënyrë që zemrat e tyre të bëhen të ndjeshme dhe që të kthehen te Zoti i tyre.
- Gjendja e mirësive dhe e pasurive në duart e njerëzve të devijuar nuk tregon se Allahu ka dashuri për ta, por se ky është një përshkallëzim drejt shkatërrimit dhe fatkeqësi për ta dhe të tjerët.



(45) Kështu u këput edhe hallka e fundit e ndjekësve të mosbesimit, me shkatërrimin e tyre dhe fitoren e të Dërguarit të Allahut. Falënderimi dhe lavdërimi i përket vetëm Allahut, Zotit të botëve për shkatërrimin e armiqve të Vet dhe për ndihmesën e të dashurve të Vet!

(46) "Më thoni, nëse Allahu ju shurdhon që të mos dëgjoni, ju verbon që të mos shikoni dhe jua vulos zemrat që të mos kuptoni, cili Zot i vërtetë mund t'jua kthejë ato që keni humbur?!" Medito, o i Dërguar, rreth asaj se si Ne ua sqarojmë faktet e ua rendisim argumentet, kurse ata heqin dorë prej tyre.

(47) Thuaju, o i Dërguar: "Më tregoni, nëse ju vjen dënimi i Allahut papritur e pa u ndier ose ju vjen haptazi që ta shihni, kë mund të përfshijë ai, përveçse keqbërësve, për shkak se mohuan Allahun dhe të dërguarit e Tij?!"

(48) Ne i dërgojmë lajmëtarët Tanë veç që t'i informojnë besimtarët e bindur për mirësitë e përjetshme, që i gëzojnë dhe që nuk kanë fund. Si dhe për t'i frikësuar mosbesimtarët e pabindur për dënimin Tonë të ashpër. Kështu, kush i beson të Dërguarit dhe i përmirëson veprat e tij, për të nuk do të ketë frikë për çfarë e pret në Botën Tjetër e as nuk do të dëshpërohen për atë që u ka kaluar në këtë botë.

(49) Atyre që mohojnë argumentet Tona, do t'u bjerë dënimi, për shkak se nuk iu bindën Allahut.

(50) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë: "Unë nuk po ju them se zotëroj depot e furnizimit të Allahut dhe që mund të veproj me to si të dëshiroj. E as nuk ju them se e di të fshehtën, përveç aq sa më ka zbuluar Allahu nëpërmjet Shpalljes. As nuk ju them se jam engjëll, pasi unë jam vetëm i Dërguar i Allahut e ndjek veçse atë që më shpallet mua. Unë nuk mund ta pretendoj diçka që nuk është e imja." Thuaju atyre, o i Dërguar: "A mund të jetë njësoj jobesimtari, i cili është i verbuar për të vështruar të Vërtetën, me besimtarin, i cili e shikon të Vërtetën dhe beson në të? A nuk i përsiatni me mendjen tuaj, o idhujtarë, argumentet që ju rrethojnë?!"

(51) O i Dërguar! Paralajmëroi nëpërmjet këtij Kurani ata që kanë frikë të tubohen tek Zoti i tyre në Ditën e Gjykimit, kur, përveç Allahut, nuk do të kenë asnjë mbrojtës që t'u sjellë dobi dhe asnjë ndërmjetësues që t'ua largojë të keqen! Ndoshta do të venë mend e do t'i ruhen Allahut, duke i zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij. Njerëz të tillë janë ata që përfitojnë nga Kurani.

(52) O i Dërguar! Mos i përzë prej rrethit tënd fukarenjtë muslimanë, të cilët e adhurojnë Allahun me sinqeritet dhe vazhdimisht, që prej zbardhjes së ditës deri në fundin e saj! Mos i largo ata, që të tërheqësh shtresat e larta të idhujtarëve! Llogaria e tyre nuk të përket ty, por vetëm Allahut. Ashtu sikurse llogaria jote nuk u përket atyre. Nëse ti i largon ata nga kuvendi yt, atëherë do të bëhesh si ata që i shkelin kufijtë e Allahut.

### Mësime nga ajetet:

- Profetët janë njerëz, ata nuk kanë asnjë veçori hyjnore apo fuqi krijuese. Detyra e tyre është vetëm përcjellja e mesazhit, pasi ata nuk zotërojnë asnjë fuqi për të ndryshuar diçka në ekzistencë. Madje nuk e dijnë as të fshehtën dhe as nuk i zotërojnë depot e riskut (furnizimit) e të ngjashme.
- Thirrësi duhet të kujdeset për pasuesit e tij, veçanërisht për ata që janë të pafuqishëm, të cilët kërkojnë vetëm të Vërtetën. Ai duhet që t'i afrojë ata e kurrsesi të mos t'i largojë për të kënaqur jobesimtarët.
- Ajeti tregon rëndësinë që ka adhurimi, i cili kryhet në agim dhe në buzëmbrëmje.

وَكَذَٰلِكَ فَتَنَّا بَعۡضَهُم بِبَعۡضٖ لِّيَقُولُوٓاْ أَهَٰٓؤُلَآءِ مَنَّ ٱللَّهُ
عَلَيۡهِم مِّنۢ بَيۡنِنَآۗ أَلَيۡسَ ٱللَّهُ بِأَعۡلَمَ بِٱلشَّٰكِرِينَ ٥٣ وَإِذَا
جَآءَكَ ٱلَّذِينَ يُؤۡمِنُونَ بِـَٔايَٰتِنَا فَقُلۡ سَلَٰمٌ عَلَيۡكُمۡۖ كَتَبَ
رَبُّكُمۡ عَلَىٰ نَفۡسِهِ ٱلرَّحۡمَةَ أَنَّهُۥ مَنۡ عَمِلَ مِنكُمۡ سُوٓءَۢا
بِجَهَٰلَةٖ ثُمَّ تَابَ مِنۢ بَعۡدِهِۦ وَأَصۡلَحَ فَأَنَّهُۥ غَفُورٞ رَّحِيمٞ ٥٤
وَكَذَٰلِكَ نُفَصِّلُ ٱلۡأٓيَٰتِ وَلِتَسۡتَبِينَ سَبِيلُ ٱلۡمُجۡرِمِينَ
٥٥ قُلۡ إِنِّي نُهِيتُ أَنۡ أَعۡبُدَ ٱلَّذِينَ تَدۡعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِۚ قُل
لَّآ أَتَّبِعُ أَهۡوَآءَكُمۡ قَدۡ ضَلَلۡتُ إِذٗا وَمَآ أَنَا۠ مِنَ ٱلۡمُهۡتَدِينَ
٥٦ قُلۡ إِنِّي عَلَىٰ بَيِّنَةٖ مِّن رَّبِّي وَكَذَّبۡتُم بِهِۦۚ مَا عِندِي مَا
تَسۡتَعۡجِلُونَ بِهِۦٓۚ إِنِ ٱلۡحُكۡمُ إِلَّا لِلَّهِۖ يَقُصُّ ٱلۡحَقَّۖ وَهُوَ
خَيۡرُ ٱلۡفَٰصِلِينَ ٥٧ قُل لَّوۡ أَنَّ عِندِي مَا تَسۡتَعۡجِلُونَ بِهِۦ لَقُضِيَ
ٱلۡأَمۡرُ بَيۡنِي وَبَيۡنَكُمۡۗ وَٱللَّهُ أَعۡلَمُ بِٱلظَّٰلِمِينَ ٥٨ ۞ وَعِندَهُۥ الحِزْبُ ١٤
مَفَاتِحُ ٱلۡغَيۡبِ لَا يَعۡلَمُهَآ إِلَّا هُوَۚ وَيَعۡلَمُ مَا فِي ٱلۡبَرِّ
وَٱلۡبَحۡرِۚ وَمَا تَسۡقُطُ مِن وَرَقَةٍ إِلَّا يَعۡلَمُهَا وَلَا حَبَّةٖ فِي ظُلُمَٰتِ
ٱلۡأَرۡضِ وَلَا رَطۡبٖ وَلَا يَابِسٍ إِلَّا فِي كِتَٰبٖ مُّبِينٖ ٥٩



53 Kështu, Ne i vumë ata në provë me njëri-tjetrin, duke i bërë të ndryshëm në arritjet e tyre të kësaj bote. I vumë në provë në këtë mënyrë që jobesimtarët e pasur të thonë për besimtarët e varfër: "Vallë, këta fukarenj i paska begatuar Allahu me udhëzim në mesin tonë?! Nëse do kishte qenë besimi diçka e mirë, nuk do na kishin paraprirë këta, pasi ne jemi gjithmonë të parët." Mirëpo, a nuk e di Allahu më mirë se kush është falënderues për mirësitë e Tij, e për rrjedhojë i mundëson besimin dhe kush është mosmirënjohës, e për pasojë e lë në mosbesim?! Sigurisht, Allahu është më i Dijshmi lidhur me ta.

54 Kur të vijnë te ty, o i Dërguar, ata që besojnë në argumentet Tona të cilat dëshmojnë Vërtetësinë e mesazhit tënd, kthejua atyre përshëndetjen me respekt dhe përgëzoji ata me mëshirën e gjerë të Allahut. Vërtet, Allahu ia ka bërë detyrë Vetes mëshirën, nga mirësia e Vet. Prandaj, kush kryen ndonjë gjynah nga padija apo pavetëdija, pastaj pendohet dhe e përmirëson punën e vet, Allahu ka për t'ia falur atij gjynahun. Vërtet, Allahu është Gjynahfalës për atë që pendohet dhe Mëshirues ndaj robërve të Vet.

55 Ashtu siç t'i sqaruam ty ato që u përmendën, Ne ua sqarojmë argumentet dhe faktet Tona edhe pasuesve të së kotës, që të bëhet e qartë rruga e kriminelëve dhe metoda e tyre, në mënyrë që të largohen e të ruhen prej saj.

56 Thuaju, o i Dërguar: "Mua më ka ndaluar Allahu që të adhuroj ato që ju i adhuroni në vend të Allahut". Thuaju, o i Dërguar: "Unë nuk ndjek dëshirat tuaja të kota për të adhuruar të tjerë, përveç Allahut. Po ta bëja këtë, do të kisha devijuar prej Rrugës së Vërtetë e nuk do ta gjeja më." Kjo vlen për këdo që pason dëshirat e kota, pa u mbështetur tek asnjë argument prej Allahut.

57 Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve te tillë: "Unë mbështetem në argumente qarta prej Zotit tim e jo në dëshira të kota, ndërsa ju i mohuat këto argumente. Unë nuk e kam në dorë atë që ju e kërkoni, përshpejtimin e dënimit. Vendimi për të nuk i përket askujt tjetër, përveç Allahut të Vetëm. Ai e thotë të Vërtetën dhe gjykon sipas saj. Ai është më i Miri që mund të qartësojë dhe ndajë të vërtetën prej së pavërtetës.

58 Nëse do të kisha në dorë atë që ju e kërkoni të vijë sa më parë, dënimin, do t'jua kisha lëshuar dhe atëherë do të merrte fund konflikti midis meje dhe jush. Por Allahu e di më mirë se ç'do të bëjë me keqbërësit, sa afat mund t'u japë e kur do t'i ndëshkojë.

59 Vetëm të Allahut janë çelësat e së fshehtës, të cilën nuk e di askush tjetër përveç Tij. Ai di për gjithçka që është në tokë, për krijesat, kafshët, bimët dhe objektet. Ai di për gjithçka që është në det, për kafshët, bimët a sendet, si dhe për çdo gjethe që bie në çdo vend. Nuk ekziston asnjë farë e fshehur në tokë, asgjë e njomë a e thatë që nuk është shënuar në Librin e Qartë, i cili është Leuhi Mehfudhi.

**Mësime nga ajetet:**

- Allahu i Lartësuar bën që disa njerëz të jenë sprovë për disa të tjerë, duke i dalluar shtresat e tyre në furnizim, mosbesim e besim, prandaj mosbesimi dhe besimi nuk tregojnë shtimin apo pakësimin e rrizkut (furnizimit).
- Prej moralit të mirë të thirrësit është qëndrimi fytyrëçelur, dhënia e kthimi i selamit, modestia dhe të gëzuarit me shokët e tij.
- Thirrësi duhet që të heqë dorë prej pasimit të dëshirave të kota lidhur me doktrinën e besimit, metodologjinë dhe sjelljet e tij.
- Pohimi i Njëshmërisë së Allahut të Lartmadhërishëm si i Vetmi që e njeh të fshehtën, duke mos patur asnjë ortak të barabartë dhe gjerësia e dijes së Tij lidhur me këtë. Atij nuk i humbet asgjë e as nuk ka ngelur asgjë që Ai të mos e ketë dokumentuar me shkrim në Librin e Fateve, deri në detaje.




وهو الذي يتوفاكم بالليل ويعلم ما جرحتم بالنهار ثم
يبعثكم فيه ليقضى أجل مسمى ثم إليه مرجعكم ثم
ينبئكم بما كنتم تعملون ٦٠ وهو القاهر فوق عباده
ويرسل عليكم حفظة حتى إذا جاء أحدكم الموت توفته
رسلنا وهم لا يفرطون ٦١ ثم ردوا إلى الله مولاهم الحق
ألا له الحكم وهو أسرع الحاسبين ٦٢ قل من ينجيكم من
ظلمات البر والبحر تدعونه تضرعا وخفية لئن أنجانا من
هذه لنكونن من الشاكرين ٦٣ قل الله ينجيكم منها ومن كل كرب
ثم أنتم تشركون ٦٤ قل هو القادر على أن يبعث عليكم عذابا من
فوقكم أو من تحت أرجلكم أو يلبسكم شيعا ويذيق بعضكم
بأس بعض انظر كيف نصرف الآيات لعلهم يفقهون ٦٥ وكذب
به قومك وهو الحق قل لست عليكم بوكيل ٦٦ لكل نبإ
مستقر وسوف تعلمون ٦٧ وإذا رأيت الذين يخوضون في آياتنا
فأعرض عنهم حتى يخوضوا في حديث غيره وإما ينسينك
الشيطان فلا تقعد بعد الذكرى مع القوم الظالمين ٦٨



(60) Allahu është Ai që jua merr shpirtrat përkohësisht gjatë kohës kur flini dhe që e di se çfarë punësh bëni gjatë ditës, kur ju jeni në aktivitet. Pastaj ju ringjall përsëri ditën, pasi jua pati marrë shpirtin nëpërmjet gjumit, në mënyrë që të vazhdoni me punët tuaja, derisa të përfundojë afati i jetës suaj i përcaktuar nga Allahu. Pastaj vetëm tek Ai do të ktheheni, pasi t'ju ringjallë në Ditën e Gjykimit. Atëherë Ai do t'ju informojë për atë që bënit në jetën e dynjasë, duke ju dhënë atë që meritoni.

(61) Allahu është Ngadhënjyesi mbi robërit e Vet, Dominuesi i tyre, i Lartësuari mbi ta në çdo aspekt, Ai të Cilit i është përulur çdo gjë. Ai është sipër krijesave të Veta, epërsi siç i shkon Qenies së Tij Supreme, qoftë i lartësuar e i madhëruar! Ai dërgon pas jush, o njerëz, engjëj të nderuar të cilët shënojnë çdo gjë që bëni, derisa t'ju përfundojë afati. E atëherë jua merr shpirtin Meleku i Vdekjes bashkë me ndihmuesit e tij, të cilët nuk lënë mangët asnjë urdhëresë.

(62) Pastaj të gjithë shpirtrat që janë marrë do të kthehen tek Allahu, që është edhe Zotëruesi i tyre i Vërtetë, në mënyrë që t'i shpërblejë për ato që kanë bërë. Ai e ka Vendimin dhe Gjykimin e drejtë për ta. Ai është më i shpejti në llogaritjen e veprave të tyre.

(63) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë: "Kush ju shpëton nga rreziqet që i hasni duke udhëtuar në errësirat e tokës dhe të detit, kur ju i drejtoheni vetëm Atij me përulje e përgjërim, fshehtazi e haptazi?! Kur ju luteni e thoni: Nëse do të na shpëtonte Zoti ynë prej këtij rreziku, do t'i jemi mirënjohës për mirësitë që na ka dhënë dhe nuk do të adhurojmë asnjë tjetër, përveç Tij?!"

(64) Thuaju atyre, o i Dërguar: "Allahu, pra, është Ai që ju shpëton prej rrezikut e ju nxjerr prej çdo ankthi, ndërsa ju edhe pas kësaj, i ktheheni idhujtarisë, sapo ndiheni të sigurt. Pra, a ka padrejtësi më të madhe se kjo që ju bëni?!"

(65) Thuaju atyre, o i Dërguar: "Allahu është i Fuqishëm që t'ju dërgojë dënim nga sipër (gurë, rrufe dhe ciklone) ose nga poshtë këmbëve tuaja (tërmete dhe rrëshqitje toke) apo t'ju fusë armiqësi në zemrat tuaja, ku secili të ndjekë egon e vet dhe të vrisni njëri-tjetrin." Medito, o i Dërguar, se si u japim një larmi argumentesh e provash të qarta, në mënyrë që ta kuptojnë se mesazhi yt është i vërtetë dhe ajo që ata kanë është e kotë.

(66) Ndërsa populli yt e konsideroi të gënjeshtërt këtë Kuran edhe pse ai është e Vërteta e sigurt që vjen prej Allahut. Thuaju atyre, o i Dërguar: "Unë nuk jam ngarkuar të jem mbikëqyrësi juaj, por vetëm një paralajmërues i ndëshkimit të ashpër.

(67) Por, çdo paralajmërim ka kohën e vet, në të cilën realizohet dhe përfundon. Në përputhje me atë njoftim do të jetë edhe e ardhmja dhe fundi juaj, e këtë do ta kuptoni kur të ringjalleni Ditën e Gjykimit."

(68) Nëse i sheh, o i Dërguar, idhujtarët që flasin rreth argumenteve tona me përqeshje e tallje, largohu prej tyre, derisa të nisin një bisedë tjetër. E nëse shejtani të bën që të harrosh e ti qëndron me ta, menjëherë largohu prej kuvendit të tyre sapo të kujtohesh dhe mos u ul me ata shkelës!

### Mësime nga ajetet:

- Pohimi se gjumi është një lloj vdekjeje dhe se shpirti merret gjatë tij e pastaj kthehet përsëri gjatë zgjimit.
- Njëshmëria e Allahut të Lartësuar vërtetohet edhe nga natyra e pastër e njeriut. Kështu femohuesit, në rastet e fatkeqësive dhe të rrezikut, kthehen në natyrshmërinë e tyre dhe bëhen besimtarë, duke iu lutur vetëm Allahut të Lartësuar.
- Qëndrimi kontradiktor i idhujtarëve u paraqitet atyre si argument i përçudnimit të natyrshmërisë së tyre. Sepse në situata rreziku ata i kërkojnë shpëtim vetëm Allahut, ndërsa kur kalon rreziku dhe ndihen të sigurt, i riktheheni idhujtarisë.
- Moslejimi i qëndrimit në kuvendet ku flitet keq për Allahun. Tek ata mund të kthehesh vetëm nëse ndërrojnë bisedë.

وَمَا عَلَى الَّذِينَ يَتَّقُونَ مِنْ حِسَابِهِم مِّن شَيْءٍ وَلَٰكِن
ذِكْرَىٰ لَعَلَّهُمْ يَتَّقُونَ ٦٩ وَذَرِ الَّذِينَ اتَّخَذُوا دِينَهُمْ
لَعِبًا وَلَهْوًا وَغَرَّتْهُمُ الْحَيَاةُ الدُّنْيَا ۚ وَذَكِّرْ بِهِ أَن
تُبْسَلَ نَفْسٌ بِمَا كَسَبَتْ لَيْسَ لَهَا مِن دُونِ اللَّهِ وَلِيٌّ
وَلَا شَفِيعٌ وَإِن تَعْدِلْ كُلَّ عَدْلٍ لَّا يُؤْخَذْ مِنْهَا ۗ أُولَٰئِكَ
الَّذِينَ أُبْسِلُوا بِمَا كَسَبُوا ۖ لَهُمْ شَرَابٌ مِّنْ حَمِيمٍ
وَعَذَابٌ أَلِيمٌ بِمَا كَانُوا يَكْفُرُونَ ٧٠ قُلْ أَنَدْعُوا مِن دُونِ
اللَّهِ مَا لَا يَنفَعُنَا وَلَا يَضُرُّنَا وَنُرَدُّ عَلَىٰ أَعْقَابِنَا بَعْدَ إِذْ
هَدَانَا اللَّهُ كَالَّذِي اسْتَهْوَتْهُ الشَّيَاطِينُ فِي الْأَرْضِ
حَيْرَانَ لَهُ أَصْحَابٌ يَدْعُونَهُ إِلَى الْهُدَى ائْتِنَا ۗ قُلْ إِنَّ
هُدَى اللَّهِ هُوَ الْهُدَىٰ ۖ وَأُمِرْنَا لِنُسْلِمَ لِرَبِّ الْعَالَمِينَ ٧١ وَأَنْ
أَقِيمُوا الصَّلَاةَ وَاتَّقُوهُ ۚ وَهُوَ الَّذِي إِلَيْهِ تُحْشَرُونَ ٧٢ وَهُوَ
الَّذِي خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ بِالْحَقِّ ۖ وَيَوْمَ يَقُولُ كُن
فَيَكُونُ ۚ قَوْلُهُ الْحَقُّ ۚ وَلَهُ الْمُلْكُ يَوْمَ يُنفَخُ فِي الصُّورِ ۚ
عَالِمُ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ ۚ وَهُوَ الْحَكِيمُ الْخَبِيرُ ٧٣



69 Nuk u takon atyre që i ruhen Allahut, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij, që të merren me llogarinë e keqbërësve. Atyre u takon vetëm që t'i pengojnë prej të këqijave që bëjnë, me shpresë se do t'i frikësohen Allahut dhe do t'i vënë në zbatim porositë e Tij dhe do të heqin dorë prej ndalesave të Tij.

70 Lëri, o i Dërguar, idhujtarët që e kanë kthyer fenë e tyre në lojë dhe dëfrim, duke bërë humor me të dhe duke e përqeshur. Ata, që i ka mashtruar jeta e kësaj bote me kënaqësitë e përkohshme të saj. O Profet, këshilloji njerëzit me anë të Kuranit, në mënyrë që askush të mos i ekspozohet shkatërrimit në Ditën e Gjykimit, për shkak të gjynaheve që ka bërë. Atë ditë askush nuk do të gjejë përkrahës tjetër që t'i kërkojë ndihmë a ndërmjetësim për të penguar dënimin e Allahut ndaj tij, përveç vetë Allahut. E nëse (ndonjëri nga idhujtarët) do të përpiqet t'i shpëtojë ndëshkimit, duke ofruar shpërblim, kjo nuk do t'i pranohet. Ata e kanë destinuar veten për në shkatërrim, për shkak të gjynaheve që kanë bërë. Për ta, Ditën e Gjykimit do të ketë pije të valuara dhe dënim të tmerrshëm, për shkak të mohimit të tyre.

71 Thuaju, o i Dërguar, këtyre idhujtarëve: "Vallë, a të adhurojmë në vend të Allahut idhuj që nuk mund të na sjellin as dëm e as dobi dhe të braktisim besimin që Allahu na e mundësoi?! Kështu do të bëheshim si ai që e devijojnë shejtanët, duke e lënë të hutuar, të çoroditur dhe pa shokë të udhëzuar që ta thërrasin në rrugën e drejtë. Allahu na ka urdhëruar që t'i nënshtrohemi Atij me përkushtim dhe adhurim të pastër vetëm për Atë, sepse Ai është Zoti i botëve.

72 Allahu na ka urdhëruar që t'i falemi Atij në formën më të plotë dhe t'i ruhemi, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij, sepse në fund vetëm tek Ai do të tubohen njerëzit në Ditën e Gjykimit, në mënyrë që t'i shpërblejë për veprat e tyre.

73 Allahu është Ai që i krijoi edhe qiejt dhe Tokën me të vërtetën. Dita kur Ai t'i thotë diçkaje "Bëhu" e ajo të bëhet është Dita e Gjykimit kur të thotë "Ringjalluni" e ata do të ringjallen. Fjala e Tij është vërtetë, do të realizohet pa asnjë mëdyshje. Vetëm Atij i përket pushteti në Ditën e Gjykimit, kur Israfili t'i fryjë bririt për herë të dytë. Ai është i Dijshëm për botën e dukshme e të padukshme; është i Urtë në krijimin dhe në sundimin e Vet; është i Mirinformuar, të Cilit nuk i fshihet asgjë, pasi çështjet e fshehta për Të janë njëlloj si të dukshmet.

**Mësime nga ajetet:**

- Thirrësi për tek Allahu i Lartësuar nuk është përgjegjës që të bëjë llogaritë e askujt, përkundrazi ai është përgjegjës vetëm për të komunikuar dhe për të këshilluar të Vërtetën.
- Këshilla është prej faktorëve kryesorë me të cilën mund të zgjohen të pavëmendshmit dhe mendjemëdhenjtë.
- Një prej argumenteve të Njëshmërisë është se, kushdo që nuk zotëron në vetvete dobi, dëm dhe as mundësi për të ndryshuar diçka, ai apo ajo gjë automatikisht nuk e meriton që të adhurohet si zot.



(74) Përkujto, o i Dërguar, kur Ibrahimi i tha babait të vet idhujtar, Azerit: “O baba, a po i konsideron idhujt si zota, duke i adhuruar në vend të Allahut?! Unë shoh se ti dhe populli yt, që po i adhuron këto idhuj, jeni në humbje të qartë. Ju jeni të turbullt rreth Rrugës së Vërtetë, për shkak se adhuroni të tjerë në vend të Allahut. Ndërkohë që Ai është i Vetmi i Cili e meriton adhurimin dhe asgjë e askush tjetër përveç Tij nuk e meriton të adhurohet.
(75) Ashtu siç i treguam devijimin e babait dhe të popullit të vet, Ne i treguam Ibrahimit edhe pushtetin e gjerë të qiejve e të Tokës, për të provuar Njëshmërinë e Allahut dhe meritën e Tij për të qenë i Adhuruari i Vetëm. Kështu ai do të bindej se Zoti është Një e i Pashoq dhe i Fuqishëm për gjithçka.
(76) Pasi erdhi nata, Ibrahimi pa një planet dhe tha: “Ky është zoti im”. Pasi planeti u largua, tha: “Nuk i dua ata që zhduken, pasi Zoti i vërtetë është gjithmonë i pranishëm”.
(77) Kur pa hënën e plotë, tha: “Ky është zoti im”. Por kur ajo u largua, tha: “Nëse Zoti nuk më ndihmon për ta njësuar e për ta adhuruar Atë, do të isha si ata që janë larg fesë së Tij të Vërtetë.
(78) Kur e pa diellin e shndritshëm, tha: “Ky i shndritshmi është zoti im, se ky është më i madh se planeti dhe hëna!” Por kur edhe ai perëndoi, tha: “O populli im, unë jam i papërlyer me ato që ju i adhuroni në vend të Zotit të Vërtetë.” Pasi ai e përjashtoi veten idhujve që ata adhuronin në vend të Allahut, ata e pyetën: “Çfarë adhuron ti, atëherë?!” Ai tha:
(79) “Unë ia kam përkushtuar besimin tim vetëm Atij që ka krijuar qiejt dhe Tokën pa asnjë shembull të mëparshëm. Largohem nga idhujtaria drejt monoteizmit të pastër dhe nuk jam me idhujtarët, të cilët adhurojnë bashkë me Allahun zota të tjerë.”
(80) Atij iu kundërvu populli i vet idhujtar në lidhje me Njëshmërinë e Allahut të Lartësuar. Ata e frikësonin me anë të idhujve të tyre, prandaj ai u tha: “A po më kundërshtoni për Njëshmërinë e Allahut, ndërkohë që Zoti im ma ka mundësuar ta njoh?! Unë nuk kam aspak frikë prej idhujve tuaj, sepse ata nuk sjellin as dëm e dobi, përveç nëse këto i dëshiron Allahu. Vetëm ajo që dëshiron Allahu ekziston dhe gjithçka ekziston me Dijen e Tij. Atij nuk i fshihet asgjë, as në Tokë dhe as në qiell. A nuk po mendoni, o popull, se po ecni në rrugën e gabuar të femohimit e të idhujtarisë, në mënyrë që të ktheheni drejt besimit tek Allahu i Vetëm?!
(81) Si të kem frikë nga idhujt që i nderoni në vend të Allahut, ndërsa ju të mos keni frikë se po i shoqëroni Atij krijesa në adhurim, pa pasur argument për këtë?! Cili prej dy grupeve tona e meriton që të jetë më i sigurt dhe i shpëtuar?! Nëse arrini që ta kuptoni se cili është ky grup, atëherë bashkohuni me të! Dhe ta dini pa asnjë mëdyshje se, ky grup është bashkësia e besimtarëve monoteistë.”

**Mësime nga ajetet:**

- Argumentimi për ekzistencën e Krijuesit nëpërmjet vështrimit në krijesat e Tij është metodë kuranore.
- Argumentet logjike të prera çojnë tek besimi në Allahun si Krijues.

ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَلَمۡ يَلۡبِسُوٓا۟ إِيمَٰنَهُم بِظُلۡمٍ أُو۟لَٰٓئِكَ لَهُمُ ٱلۡأَمۡنُ
وَهُم مُّهۡتَدُونَ ٨٢ وَتِلۡكَ حُجَّتُنَآ ءَاتَيۡنَٰهَآ إِبۡرَٰهِيمَ عَلَىٰ
قَوۡمِهِۦۚ نَرۡفَعُ دَرَجَٰتٍ مَّن نَّشَآءُۗ إِنَّ رَبَّكَ حَكِيمٌ عَلِيمٌ ٨٣
وَوَهَبۡنَا لَهُۥٓ إِسۡحَٰقَ وَيَعۡقُوبَۚ كُلًّا هَدَيۡنَاۚ وَنُوحًا هَدَيۡنَا
مِن قَبۡلُۖ وَمِن ذُرِّيَّتِهِۦ دَاوُۥدَ وَسُلَيۡمَٰنَ وَأَيُّوبَ وَيُوسُفَ
وَمُوسَىٰ وَهَٰرُونَۚ وَكَذَٰلِكَ نَجۡزِي ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٨٤
وَزَكَرِيَّا وَيَحۡيَىٰ وَعِيسَىٰ وَإِلۡيَاسَۖ كُلٌّ مِّنَ ٱلصَّٰلِحِينَ
٨٥ وَإِسۡمَٰعِيلَ وَٱلۡيَسَعَ وَيُونُسَ وَلُوطًاۚ وَكُلًّا فَضَّلۡنَا عَلَى
ٱلۡعَٰلَمِينَ ٨٦ وَمِنۡ ءَابَآئِهِمۡ وَذُرِّيَّٰتِهِمۡ وَإِخۡوَٰنِهِمۡۖ وَٱجۡتَبَيۡنَٰهُمۡ
وَهَدَيۡنَٰهُمۡ إِلَىٰ صِرَٰطٍ مُّسۡتَقِيمٍ ٨٧ ذَٰلِكَ هُدَى ٱللَّهِ يَهۡدِي
بِهِۦ مَن يَشَآءُ مِنۡ عِبَادِهِۦۚ وَلَوۡ أَشۡرَكُوا۟ لَحَبِطَ عَنۡهُم مَّا كَانُوا۟
يَعۡمَلُونَ ٨٨ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ ءَاتَيۡنَٰهُمُ ٱلۡكِتَٰبَ وَٱلۡحُكۡمَ
وَٱلنُّبُوَّةَۚ فَإِن يَكۡفُرۡ بِهَا هَٰٓؤُلَآءِ فَقَدۡ وَكَّلۡنَا بِهَا قَوۡمًا لَّيۡسُوا۟
بِهَا بِكَٰفِرِينَ ٨٩ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ هَدَى ٱللَّهُۖ فَبِهُدَىٰهُمُ ٱقۡتَدِهۡۗ
قُل لَّآ أَسۡـَٔلُكُمۡ عَلَيۡهِ أَجۡرًاۖ إِنۡ هُوَ إِلَّا ذِكۡرَىٰ لِلۡعَٰلَمِينَ ٩٠



(82) Ata që e besojnë Allahun, zbatojnë fenë e Tij dhe nuk e përziejnë besimin e tyre me idhujtari, janë të vetmit për të cilët ka siguri e shpëtim dhe për asnjë tjetër. Ata janë të suksesshmit, të cilëve Zoti ua mundësoi të ecin në Rrugën e Drejtë.

(83) Argumenti i Ibrahimit (pyetja "Cili prej dy grupeve tona e meriton që të jetë më i sigurt..."), me të cilin ai mposhti popullin e vet, ishte, në fakt argumenti Ynë, të cilin ia mundësuam atij. Ne ia dhuruam atë, që nëpërmjet tij të ngremë të duam prej robërve Tanë në shkallë të larta të kësaj bote dhe të Botës Tjetër. Vërtet që Zoti yt, o i Dërguar, është i Urtë në krijim dhe komandim dhe i njeh mirë robërit e Vet.

(84) Kështu, Ibrahimit i dhuruam birin e tij, Is'hakun dhe nipin e tij Jakubin. Secilit prej tyre i mundësuam të jetë në Rrugën e Drejtë, ashtu siç ia patëm mundësuar para tyre profetit Nuh. Dhe siç ua mundësuam pasardhësve të tyre, profetëve Daud e Sulejman, Ejub dhe Jusuf, Musa dhe vëllait të tij Harun, paqja qoftë mbi të gjithë! Si ky shpërblim, që u dhamë profetëve për mirësinë e tyre, do t'i shpërblejmë edhe vepërmirët për mirësitë që bëjnë.

(85) Këtë Rrugë ua mundësuam edhe Zekerias, Jahjait, Isait, birit të Merjemes dhe Iliasit, paqja qoftë mbi ta! Secilin prej këtyre profetëve të devotshëm Allahu e zgjodhi si lajmëtarin e Tij.

(86) Të njëjtën rrugë ua mundësuam edhe Ismailit, Eljesas, Junusit dhe Lutit, paqja qoftë mbi ta! Të gjithë këta profetë, me në krye profetin Muhamed (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i nderuam mbi tërë njerëzimin.

(87) Ashtu siç ua mundësuam disave prej baballarëve, bijve dhe vëllezërve të tyre, të cilët i zgjodhëm dhe i çuam në rrugën e mbarë të monoteizmit dhe të bindjes ndaj Allahut.

(88) Mbarësia që u erdhi atyre është udhëzimi i Allahut, të cilin Ai ia jep kujt të dojë prej robërve të Vet. E nëse do t'i kishin bërë shirk (idhujtari) Allahut, do t'u kishte shkuar kot puna; pasi shirku është shkatërrues i veprave të mirë.

(89) Profetët e përmendur janë ata që u patëm dhënë librat, urtësinë dhe profetësinë. Nëse populli yt mohon njërën prej këtyre të triave që të kemi dhënë ty, dije se Ne kemi përgatitur dhe kemi gjetur një popull tjetër, i cili nuk i mohon ato. Përkundrazi, ata janë besimtarë që dëshirojnë të kapen fort pas tyre, janë muhaxhirët (emigruesit) dhe ensarët (përkrahësit), si dhe ata që ndjekin rrugën e tyre në mirësi, deri në Ditën e Gjykimit.

(90) Këta profetë dhe kushdo që u përmend me ta, qofshin baballarë, bij dhe vëllezër të tyre, janë njerëzit e udhëzimit të vërtetë, prandaj ndiqi e merri ata për shembull! Dhe thuaji, o i Dërguar, popullit tënd: "Unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim që t'ju përcjell këtë Kuran, sepse ai është veçse një këshillë për të gjithë njerëzit dhe xhindet, në mënyrë që të orientohen për tek Rruga e Drejtë dhe e duhur."

## Mësime nga ajetet:

- Prej mirësive të monoteizmit është se ai sjell siguri tek njeriu, veçanërisht në botën tjetër, atë ditë kur do të tmerrohen njerëzit.
- Ajetet tregojnë se të gjithë profetët e mëhershëm u bënë thirrës për në udhëzim, vetëm pasi ua mundësoi Allahu i Lartësuar e jo me aftësinë e tyre.
- Të gjithë profetët përputhen për sa i përket thirrjes për në monoteizëm, edhe pse kishin dallime në detajet e dispozitave.
- Marrja shembull e profetëve është një traditë e lavdërueshme, veçanërisht në çështjet e monoteizmit.



(91) Idhujtarët nuk e madhëruan Allahun ashtu siç i takon, kur ata i thanë Profetit të Tij, Muhamedit ﷺ : “Allahu nuk i ka zbritur askujt asnjë shpallje”. Thuaju atyre, o i Dërguar: “Kush ia zbriti Teuratin Musait, që ishte dritë, udhëzim dhe orientim për popullin e tij?! Judenjtë e shkruajnë atë në papiruse dhe tregojnë vetëm ato pjesë që përputhen me dëshirat e tyre, ndërsa fshehin ato pjesë që bien ndesh me to, siç është përshkrimi i Muhamedit ﷺ në Teurat. Ndërkohë që ju, o arabë, mësuat prej Kur'anit atë që nuk e dinit as ju, e as të parët tuaj.” Thuaju atyre, o i Dërguar: “Atë e ka zbritur Allahu.” Pastaj lëri në injorancën dhe humbjen e tyre, të tallen e të ironizojnë, derisa t'u vijë e Vërteta (vdekja).

(92) Ky Kur'an është Libri që ta zbritëm ty, o i Dërguar. Ai është Libër i Begatë, vërtetues i librave qiellorë të mëparshëm, që nëpërmjet tij t'u tërheqësh vërejtjen banorëve të Mekës si dhe mbarë njerëzve, që nga Lindja e deri në Perëndim, derisa të udhëzohen. Ata që e besojnë jetën tjetër, besojnë edhe në këtë Kur'an e veprojnë sipas dispozitave të tij. Ata e falin namazin rregullisht në kohët e caktuara nga Sheriati, duke respektuar kushtet, rregullat të detyrueshme e të pëlqyeshme.

(93) Nuk ka keqbërës më të madh se ai që shpif për Allahun gënjeshtrën: “Allahu nuk i ka zbritur asnjë njeriu ndonjë gjë!” Apo gënjeshtrën: “Allahu më ka shpallur mua...”, ndërkohë që Allahu nuk i ka shpallur asgjë. Apo: “Kam për të sjellë edhe unë diçka të ngjashme me atë që ka sjellë Allahu në Kuran.” Sikur t'i shikoje, o i Dërguar, në çastin kur keqbërës të tillë t'i përfshijë agonia e vdekjes dhe engjëjt t'i torturojnë e t'i godasin me duart e tyre. Dhe do t'u thonë me vrazhdësi: “Nxirreni shpirtin se ne do t'jua marrim! Sot do të merrni ndëshkimin poshtërues, për shkak të gënjeshtrave që thoshit për Allahun, duke pretenduar se ishit profetë dhe se ju zbriste shpallje nga Allahu. Si dhe për shkak të mendjemadhësisë tuaj ndaj besimit në argumentet e Tij.” Nëse do ta shikoje këtë, do të shikoje një gjë të tmerrshme.

(94) Ndërsa në Ditën e Ringjalljes do t'u thuhet: “Sot na keni ardhur të vetëm, pa pasuri e pushtet, pikërisht siç ju krijuam herën e parë, të zbathur, të zhveshur e të pa bërë synet (të pa rrethprerë). Atë që Ne jua kishim dhënë në dynja, ju i paskeni lënë pas shpine nga mospërfillja juaj. Gjithashtu, sot nuk po i shohim të jenë me ju zotat tuaj, për të cilët mendonit se ishin ndërmjetësit tuaj dhe se ishin ortakë me Allahun, që e meritonin edhe ata të adhuroheshin. Por qenka këputur lidhja mes jush dhe qenka zhdukur iluzioni juaj.”

**Mësime nga ajetet:**

- Zbritja e librave është ligj i Allahut për të dërguarit e Tij, njëri prej të cilëve është i Dërguari ynë (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).
- Njeriu më gënjeshtar dhe shpifës është ai që gënjen në emër të Allahut të Lartësuar, ose duke ia dedikuar, ose duke ia mohuar vetes dhe duke pohuar në emër të Allahut të Lartësuar diçka për të cilën nuk ka asnjë argument të saktë.
- Çdokush do të ringjallet Ditën e Gjykimit i vetëm, i zhveshur prej çdo autoriteti dhe fame, i varfër e do të merret në llogari krejt i vetëm.

الحزب ١٤

۞ إِنَّ ٱللَّهَ فَالِقُ ٱلۡحَبِّ وَٱلنَّوَىٰۖ يُخۡرِجُ ٱلۡحَيَّ مِنَ ٱلۡمَيِّتِ وَمُخۡرِجُ
ٱلۡمَيِّتِ مِنَ ٱلۡحَيِّۚ ذَٰلِكُمُ ٱللَّهُۖ فَأَنَّىٰ تُؤۡفَكُونَ ٩٥ فَالِقُ ٱلۡإِصۡبَاحِ
وَجَعَلَ ٱلَّيۡلَ سَكَنٗا وَٱلشَّمۡسَ وَٱلۡقَمَرَ حُسۡبَانٗاۚ ذَٰلِكَ تَقۡدِيرُ
ٱلۡعَزِيزِ ٱلۡعَلِيمِ ٩٦ وَهُوَ ٱلَّذِي جَعَلَ لَكُمُ ٱلنُّجُومَ لِتَهۡتَدُواْ
بِهَا فِي ظُلُمَٰتِ ٱلۡبَرِّ وَٱلۡبَحۡرِۗ قَدۡ فَصَّلۡنَا ٱلۡأٓيَٰتِ لِقَوۡمٖ يَعۡلَمُونَ
٩٧ وَهُوَ ٱلَّذِيٓ أَنشَأَكُم مِّن نَّفۡسٖ وَٰحِدَةٖ فَمُسۡتَقَرّٞ وَمُسۡتَوۡدَعٞۗ
قَدۡ فَصَّلۡنَا ٱلۡأٓيَٰتِ لِقَوۡمٖ يَفۡقَهُونَ ٩٨ وَهُوَ ٱلَّذِيٓ أَنزَلَ مِنَ
ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ فَأَخۡرَجۡنَا بِهِۦ نَبَاتَ كُلِّ شَيۡءٖ فَأَخۡرَجۡنَا مِنۡهُ
خَضِرٗا نُّخۡرِجُ مِنۡهُ حَبّٗا مُّتَرَاكِبٗا وَمِنَ ٱلنَّخۡلِ مِن طَلۡعِهَا قِنۡوَانٞ
دَانِيَةٞ وَجَنَّٰتٖ مِّنۡ أَعۡنَابٖ وَٱلزَّيۡتُونَ وَٱلرُّمَّانَ مُشۡتَبِهٗا وَغَيۡرَ
مُتَشَٰبِهٍۗ ٱنظُرُوٓاْ إِلَىٰ ثَمَرِهِۦٓ إِذَآ أَثۡمَرَ وَيَنۡعِهِۦٓۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكُمۡ
لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٩٩ وَجَعَلُواْ لِلَّهِ شُرَكَآءَ ٱلۡجِنَّ وَخَلَقَهُمۡۖ
وَخَرَقُواْ لَهُۥ بَنِينَ وَبَنَٰتِۭ بِغَيۡرِ عِلۡمٖۚ سُبۡحَٰنَهُۥ وَتَعَٰلَىٰ عَمَّا يَصِفُونَ
١٠٠ بَدِيعُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ أَنَّىٰ يَكُونُ لَهُۥ وَلَدٞ وَلَمۡ تَكُن لَّهُۥ
صَٰحِبَةٞۖ وَخَلَقَ كُلَّ شَيۡءٖۖ وَهُوَ بِكُلِّ شَيۡءٍ عَلِيمٞ ١٠١



95 Vetëm Allahu është Ai i Cili e çan farën, duke nxjerrë prej saj filizin; e çan bërthamën, duke nxjerrë prej saj pemën, si të palmës, rrushit, etj.; e nxjerr të gjallin prej të vdekurit; siç nxjerr njeriun dhe kafshët nga një pikë fare; e nxjerr të vdekurin prej të gjallit, siç nxjerr farën prej njeriut dhe vezën prej pulës. Ai që i bën të gjitha këto është Allahu, që ju krijoi edhe ju. Atëherë, si po largoheni prej së Vërtetës, o idhujtarë, me gjithë këto argumente të krijimeve të Tij të mahnitshme, që ju i dëshmoni?!

96 Allahu është Ai që shkrep dritën e mëngjesit prej errësirës së natës. Është Ai që e bëri natën prehje për njerëzit, që të qetësohen pas angazhimit në kërkimin e furnizimit dhe pas lodhjes së ditës. Është Ai që i bëri diellin dhe hënën të lundrojnë sipas një përllogaritjeje të përcaktuar. Këto krijime të mrekullueshme që u përmendën, janë përcaktime të të Plotfuqishmit, të Cilin nuk mund ta pengojë askush. Ai është i Gjithëdijshëm për krijimin e Vet, si dhe atë që u nevojitet krijesave.

97 Ai krijoi për ju, o bijtë e Ademit, yjet në qiell, në mënyrë që të orientoheni nëpërmjet tyre, gjatë udhëtimeve kur ju ngatërroni rrugën në tokë apo në det. Kështu, Ne i parashtrojmë argumentet dhe faktet, të cilat tregojnë për fuqinë Tonë, për njerëzit që i përsiasin dhe përfitojnë prej tyre.

98 Është Ai që ju krijoi ju prej një personi të vetëm, që ishte babai juaj, Ademi, duke e filluar krijimin tuaj me krijimin e tij prej balte. Pastaj juve ju krijoi prej tij. Për ju krijoi edhe ato në të cilat u lindët, si: mitra e nënës, zonat e depozitimit, si: organet jetike të baballarëve tuaj. Kështu, Ne i sqarojmë argumentet për një popull që e kupton Fjalën e Allahut.

99 Është Ai që zbret prej qiellit ujë, e që është uji i shiut, nëpërmjet të cilit bëjmë të mbijnë çdo lloj bime, pemë, agrume etj.. Ne bëjmë që prej tyre të dalin farëra të ngjeshura me njëra-tjetrën, si kalliri i grurit dhe palma e hurmave arabe, bistakët e së cilës varen për t'u kapur nga ata që janë poshtë. Kështu bëmë të mbijnë edhe kopshte me hardhi të ndryshme rrushi dhe kopshte me ullinj e shegë, të cilët i kanë gjethet ngjashme, por frutat i kanë të ndryshme. Shikojeni frutin e tyre që kur fillon të shfaqet e derisa të piqet, pasi aty ka argumente të qarta për forcën e Allahut, për njerëzit që besojnë në Allahun, të cilët janë ata që përfitojnë prej këtyre argumenteve.

100 Idhujtarët shenjtëruan xhindet, duke i konsideruar ortakë me Allahun në adhurim, kur menduan se ata sjellin dobi dhe dëm. Por ata i ka krijuar vetëm Allahu e askush tjetër përveç Tij, kështu që Ai është më i denji për t'u adhuruar. Ata trilluan bij për Atë, siç bënë hebrenjtë me Uzejrin dhe të krishterët me Isain; apo bija, siç bënë idhujtarët me melekët. I Dëlirë e i Lartësuar është Ai prej këtyre shpifjeve që i atribuojnë pasuesit e së kotës!

101 Ai është Krijuesi i qiejve dhe i Tokës pa shembull të mëparshëm. Atëherë, si mund t'i mvishet Atij fëmijë, ndërkohë që Ai nuk ka grua?! Ai krijoi gjithçka dhe është i Gjithëdijshëm për çdo gjë! Atij nuk i fshihet asgjë.

**Mësime nga ajetet:**

- Argumentimi me anë të fakteve të krijimit, furnizimit (si krijimi i bimëve, zhvillimi i tyre, ndryshimi i tyre në formë e përmasa, si dhe zbritja e shiut) dhe fakteve të lëvizshmërisë (si lëvizja e objekteve qiellore, rregullsia në lëvizjen dhe përcaktimin preciz të tyre). Të dyja këto mënyra argumentimi dëshmojnë qartë Njëshmërinë e Allahut si Krijues dhe i vetmi Zot që e meriton të adhurohet.
- Nxjerrja në pah e humbjes dhe e mendjelehtësisë së idhujtarëve lidhur me adhurimin e tyre për xhindet.



ذَٰلِكُمُ ٱللَّهُ رَبُّكُمۡۖ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَۖ خَٰلِقُ كُلِّ شَيۡءٖ فَٱعۡبُدُوهُۚ
وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ وَكِيلٞ ١٠٢ لَّا تُدۡرِكُهُ ٱلۡأَبۡصَٰرُ وَهُوَ
يُدۡرِكُ ٱلۡأَبۡصَٰرَۖ وَهُوَ ٱللَّطِيفُ ٱلۡخَبِيرُ ١٠٣ قَدۡ جَآءَكُم
بَصَآئِرُ مِن رَّبِّكُمۡۖ فَمَنۡ أَبۡصَرَ فَلِنَفۡسِهِۦۖ وَمَنۡ عَمِيَ فَعَلَيۡهَاۚ
وَمَآ أَنَا۠ عَلَيۡكُم بِحَفِيظٖ ١٠٤ وَكَذَٰلِكَ نُصَرِّفُ ٱلۡأٓيَٰتِ
وَلِيَقُولُواْ دَرَسۡتَ وَلِنُبَيِّنَهُۥ لِقَوۡمٖ يَعۡلَمُونَ ١٠٥ ٱتَّبِعۡ
مَآ أُوحِيَ إِلَيۡكَ مِن رَّبِّكَۖ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَۖ وَأَعۡرِضۡ عَنِ ٱلۡمُشۡرِكِينَ
١٠٦ وَلَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ مَآ أَشۡرَكُواْۗ وَمَا جَعَلۡنَٰكَ عَلَيۡهِمۡ حَفِيظٗاۖ
وَمَآ أَنتَ عَلَيۡهِم بِوَكِيلٖ ١٠٧ وَلَا تَسُبُّواْ ٱلَّذِينَ يَدۡعُونَ
مِن دُونِ ٱللَّهِ فَيَسُبُّواْ ٱللَّهَ عَدۡوَۢا بِغَيۡرِ عِلۡمٖۗ كَذَٰلِكَ زَيَّنَّا لِكُلِّ أُمَّةٍ
عَمَلَهُمۡ ثُمَّ إِلَىٰ رَبِّهِم مَّرۡجِعُهُمۡ فَيُنَبِّئُهُم بِمَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ
١٠٨ وَأَقۡسَمُواْ بِٱللَّهِ جَهۡدَ أَيۡمَٰنِهِمۡ لَئِن جَآءَتۡهُمۡ ءَايَةٞ لَّيُؤۡمِنُنَّ
بِهَاۚ قُلۡ إِنَّمَا ٱلۡأٓيَٰتُ عِندَ ٱللَّهِۖ وَمَا يُشۡعِرُكُمۡ أَنَّهَآ إِذَا جَآءَتۡ
لَا يُؤۡمِنُونَ ١٠٩ وَنُقَلِّبُ أَفۡـِٔدَتَهُمۡ وَأَبۡصَٰرَهُمۡ كَمَا لَمۡ
يُؤۡمِنُواْ بِهِۦٓ أَوَّلَ مَرَّةٖ وَنَذَرُهُمۡ فِي طُغۡيَٰنِهِمۡ يَعۡمَهُونَ ١١٠


(102) O njerëz, Ai që u përshkrua me ato cilësi është Zoti juaj, e nuk ka Zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij. Ai solli në ekzistencë gjithçka, prandaj adhuroni vetëm Atë, pasi Ai është i Vetmi që e meriton adhurimin dhe Ai është i Ruajtës i gjithçkaje.

(103) Atë nuk e arrijnë dot shikimet, por Ai (Qoftë i lartësuar!) i arrin shikimet dhe i përfshin ato. Ai është i Butë ndaj robërve të Vet të devotshëm dhe di gjithçka për ta.

(104) Juve ju kanë ardhur fakte bindëse të qarta dhe sqarime të shndritshme prej Zotit tuaj. Prandaj, kush mediton rreth tyre dhe tregohet i dëgjueshëm, do të përfitojë prej tyre. Ndërsa kush verbohet përpara tyre, nuk i shqyrton dhe nuk u bindet atyre, në fakt dëmton vetëm veten e tij. Unë si lajmëtar nuk jam përgjegjësi juaj, që t'ju marr në llogari për punët tuaja, por jam thjesht një i Dërguar prej Zotit, i Cili është Mbikëqyrës juaj.

(105) Ashtu siç sollëm një larmi argumentesh për fuqinë e Allahut, sjellim një larmi argumentesh edhe për premtimet, kërcënimet dhe këshillat. Idhujtarët do të thonë: "Kjo nuk është shpallje nga Zoti, por ti i ke mësuar këto prej pasuesve të Librave të mëparshëm." Në të vërtetë, Ne do t'ua sqarojmë të Vërtetën me anë të këtyre argumenteve të shumëllojshme për njerëzit besimtarë që pasojnë Muhamedin ﷺ, sepse ata janë që e pranojnë të Vërtetën dhe e ndjekin atë.

(106) Pra, ndiqe, o i Dërguar, të Vërtetën që po të shpall ty Zoti yt, pasi përveç Tij askush nuk e meriton adhurimin! Mos e angazho zemrën tënde me jobesimtarët dhe kryeneçësinë e tyre, pasi çështja e tyre i përket Allahut.

(107) Po të dëshironte Allahu që askush të mos bënte shirk (idhujtari) ndaj Tij, askush nuk do t'i kishte bërë Atij shirk. Ne nuk të kemi bërë ty, o i Dërguar, përgjegjës të tyre, që t'ua llogarisësh veprat, ashtu si nuk të bëmë ty as vlerësues, por ti je vetëm i Dërguar e ty të takon vetëm informimi i tyre.

(108) Mos i shani, o besimtarë, idhujt që paganët i adhurojnë krahas Allahut, ndonëse ato janë gjërat më të pavlera, që e meritojnë që të shahen. Kjo, në mënyrë që edhe idhujtarët të mos e shajnë Allahun si kundërpërgjigje ndaj tyre e nga injoranca që kanë ndaj Tij. Ashtu siç u është hijeshuar atyre devijimi në të cilin gjenden, ashtu ia hijeshuam çdo populli punët e veta, qofshin të mira apo të këqija, në mënyrë që të veprojnë sipas asaj që shohin. E pastaj tek Zoti i tyre do jetë kthimi në Ditën e Gjykimit, atëherë kur Ai do t'i vërë në dijeni për veprat që kanë bërë në jetën e dynjasë dhe do t'u japë atë që meritojnë.

(109) Idhujtarët u betuan solemnisht në Allahun se, nëse Muhamedi do t'u kishte ardhur me një mrekulli të vetme prej atyre që ata vetë ia kishin sugjeruar, ata do t'i kishin besuar. Thuaju, o i Dërguar: "Mrekullitë nuk i kam unë që t'i zbres, por ato i ka vetëm Allahu, të cilat i zbret kur të dëshirojë. Kush e di prej jush, o besimtarë, se këto mrekulli, nëse do të zbrisnin në përputhje me atë që ata kërkonin, përsëri ata nuk do të besonin?! Përkundrazi, ata do të vazhdonin në kokëfortësinë dhe arrogancën e tyre, pasi ata nuk e duan udhëzimin.

(110) Kështu, Ne ua rrotullojmë zemrat dhe vështrimet e tyre, duke mos ua mundësuar të udhëzohen për tek e Vërteta. Po kështu vumë hendek mes tyre dhe besimit në Kuran që herën e parë, për shkak të kryeneçësisë së tyre, duke i lënë në humbje dhe në rebelim kundër Zotit, të çoroditur e të dështuar.

### Mësime nga ajetet:

- Dëlirja e Allahut të Lartësuar nga padrejtësia, duke sqaruar se mosbesimi dhe idhujtaria që bëjnë njerëzit, ndodhin vetëm me zgjedhjen e tyre.
- Nuk është e mundshme që një profet i Allahut të sjellë një mrekulli prej vetes së vet apo kur të dëshirojë ai, sepse kjo çështje i përket vetëm Allahut të Lartësuar; vetëm Ai është i Plotfuqishëm për këtë. Ai është i Urti, që e vendos se ç'lloj mrekullie do zbresë dhe kur do të zbresë.
- Ndalimi i sharjes së zotave të idhujtarëve, duke u ruajtur prej një të keqeje më të madhe, që është kundërpërgjigjja me sharje ndaj Allahut, Zotit të botëve.
- Allahu mund të krijojë ndarje mes një njeriu dhe udhëzimit, duke e zënë zemrën e tij me gjithçka tjetër, përveç udhëzimit, si ndëshkim për shkak se zgjodhi mosbesimin.